من معالم التوحيد

# “Prej Treguesve të Teuhid-it”


**Autor:**

Dr. Abdurrezak ibn Abdul-Muhsin el-Bedr

عبد الرزاق بن عبد المحسن البدر

**Përktheu:**

Kastriot Mazreku





**Botimi i parë elektronik në facebook në faqet:**
**Shejh Abdurrezak ibn Abdul-Muhsin el-Bedr, Shejh Shenkiti.**
**Gusht, 2014.**

# Përmbajtja:







# Parathënie

I gjithë falënderimi i takon Allahut Zotit të botëve, ndërsa përfundimi i mirë është për të devotshmit, dëshmoj se nuk ka të adhuruar me meritë përveç Allahut, të Vetmit i cili s'ka ortak si dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguari i Tij, paqja dhe lavdërimi i Allahut qoftë për të, për familjen e tij dhe për të gjithë shokët e tij, pastaj...

Vërtetë njësimi/teuhidi është fillimi dhe mbarimi i fesë, është esenca dhe forma e saj, është thirrja e parë dhe e fundit e të dërguarve dhe është domethënia e fjalës *"S'ka të adhuruar me meritë përveç Allahut"*(La ilahe il-lallah).
Për hir të tij janë krijuar krijesat, janë dërguar të dërguarit dhe janë zbritur librat.
Me të njerëzit ndahen në besimtar dhe jobesimtar, në të lumtur- banorë të Xhenetit dhe në të mjerë- banorë të zjarrit, njësimi/teuhidi është obligimi i parë me të cilin ngarkohet njeriu dhe xhindi, ai është realiteti i fesë Islame përveç së cilës Allahu nuk pranon fe tjetër nga askush, çështja e tij është shumë e vlefshme dhe e rëndësishme në synimin e tij dhe secili nga ne ka nevojë për ta përkujtuar atë.

Në këtë broshurë *"Prej treguesve të Teuhid-it"*, ka diçka prej sqarimit të njësimit/teuhid-it dhe treguesve të tij, nëpërmjet disa çështje si:

- **Çështja e parë**: Veçantitë e njësimit/teuhid-it dhe vlerat e tij.
- **Çështja e dytë**: Përkufizimi i njësimit/teuhid-it dhe realiteti i tij.
- **Çështja e tretë**:Realizimi i njësimit/teuhid-it dhe përkryerja e tij.
- **Çështja e katërtë**: Asgjësueset e njësimit/teuhid-it dhe mangësueset e tij.
- **Çështja e pestë**:Referenca e njësimit/teuhid-it dhe burimi i tij.
- **Çështja e gjashtë**: Frytet e njësimit/teuhid-it dhe mirësitë e tij.

Rreth këtyre gjashtë çështjeve do të bëhet diskutimi në këtë broshurë me pak fjalë dhe në mënyrë të përmbledhur.
Dhe secila prej këtyre çështjeve ka nevojë për t'u zgjeruar në shtjellim, mirëpo do të mjaftohem me aq fjalë që mjaftojnë për t'u arritur qëllimi - me lejen e Allahut të Madhëruar- dhe vetëm prej Tij vjen ndihma dhe suksesi.

## **Çështja e parë**:
## Veçantitë e njësimit/teuhid-it dhe vlera e tij

Dije se njësimi/teuhidi ka veçanti të shumta dhe vlera të veçanta të cilat tregojnë për pozitën e tij të lartë dhe vendin e tij të veçantë, do t'i përmendi këtu vetëm dhjetë prej tyre:

**E para**: Njësimi/teuhidi është qëllimi për të cilin jemi krijuar dhe ekzistojmë që ta realizojmë, siç tregon për këtë fjala e Allahut të Lartësuar:

وَمَا خَلَقْتُ الْجِنَّ وَالْإِنسَ إِلَّا لِيَعْبُدُونِ

**"Nuk i kam krijuar xhinët e as njerëzit përveç se të më adhurojnë."**
(Dharijat, 56)

Ndërsa domethënia *"përveç se të më adhurojnë"* do të thotë:përveç se të më njësojnë. Kësisoj, njësimi/teuhidi është synimi për të cilin jemi të krijuar në këtë jetë, Allahu nuk na ka krijuar pa qëllim dhe po ashtu nuk na ka lënë së koti, por i krijoi krijesat që ta adhurojnë Atë dhe i sjelli në këtë jetë- i Madhëruar dhe i Lartësuar qoftë- për ta njësuar Atë dhe mjafton kjo për të treguar madhështinë e njësimit/teuhidi dhe lartësinë e pozitës së tij.

**E dyta**: Njësimi/teuhidi është boshti i thirrjes së profetëve dhe të dërguarve, në kuptim që çdo profet të cilin e dërgoi Allahu i Lartësuar thirrja e tij ka qenë e përqendruar në njësim/teuhid dhe ka qenë e ngritur në të, për këtë dëshmojnë fakte të shumta, prej tyre fjala e Allahut:

وَلَقَدْ بَعَثْنَا فِي كُلِّ أُمَّةٍ رَّسُولًا أَنِ اعْبُدُوا اللَّـهَ وَاجْتَنِبُوا الطَّاغُوتَ

**"Çdo populli Ne i kemi dërguar të dërguar(që u thoshte):**
**"Adhurojeni vetëm Allahun dhe shmanguni idhujve."**
(Nahl, 36)

Dhe fjala e Tij:

وَمَا أَرْسَلْنَا مِن قَبْلِكَ مِن رَّسُولٍ إِلَّا نُوحِي إِلَيْهِ أَنَّهُ لَا إِلَـٰهَ إِلَّا أَنَا فَاعْبُدُونِ

**"Ne nuk kemi nisur asnjë të dërguar para teje vetëm se i kemi shpallur:**
**S'ka të adhuruar me meritë pos Meje, andaj më adhuroni."**
(Enbija, 25)

Dhe ka thënë Allahu:

وَاسْأَلْ مَنْ أَرْسَلْنَا مِن قَبْلِكَ مِن رُّسُلِنَا أَجَعَلْنَا مِن دُونِ الرَّحْمَـٰنِ آلِهَةً يُعْبَدُونَ

**"E ti pyeti ata të cilët i dërguam para teje prej të dërguarve,**
**vallë kemi bërë përveç Mëshirëplotit zota që adhurohen?!"**
(Zuhruf, 45)

Po ashtu ka thënë:

وَاذْكُرْ أَخَا عَادٍ إِذْ أَنذَرَ قَوْمَهُ بِالْأَحْقَافِ وَقَدْ خَلَتِ النُّذُرُ مِن بَيْنِ يَدَيْهِ وَمِنْ خَلْفِهِ
أَلَّا تَعْبُدُوا إِلَّا اللَّـهَ

**“Kujtoje vëllanë e fisit Ad(Hudin), kur e paralajmëroi popullin e vet në Ahkaf,
ndërsa ka pasur paralajmërues edhe para tij, edhe pas tij(kur u tha):
“Të mos adhuroni veçse Allahun!””**
(Ahkaf, 21)

‘paralajmëruesit’ janë të dërguarit: do të thotë të dërguarit para tij dhe pas tij kanë qenë të pajtuar për këtë qëllim:*“Të mos adhuroni veçse Allahun!”*

Pra, në njësim/teuhid është përqendruar thirrja e profetëve dhe të dërguarve, prandaj fjala e parë që dëgjonin popujt nga të dërguarit e tyre dhe gjëja e parë me të cilën fillonin në thirrjen drejt Allahut ishte thirrja për njësimin e Tij, ngase ai është baza mbi të cilën ndërtohet feja.

Shembulli i fesë është sikurse shembulli i pemës, dhe është e njohur se pema ka rrënjët dhe i ka degët e saj dhe nuk zhvillohet pema veçse me rrënjët e saj, po kështu nuk ngritët feja veçse me themelin e saj dhe ky themel është njësimi/teuhidi:

أَلَمْ تَرَ كَيْفَ ضَرَبَ اللَّـهُ مَثَلًا كَلِمَةً طَيِّبَةً كَشَجَرَةٍ طَيِّبَةٍ أَصْلُهَا ثَابِتٌ وَفَرْعُهَا فِي السَّمَاءِ

**“A se ke parë se si Allahu e mori shembullin e fjalës së mirë sikurse një pemë të mirë,
e cila rrënjët i ka të thella, ndërsa degët e saj ngritën lartë në qiell?”**
(Ibrahim, 24)

Njësoj sikur pema, të cilës nëse i këputen rrënjët e saj ajo thahet, në këtë mënyrë është edhe feja, nëse nuk ngrihet mbi njësimin/teuhidin, nuk bënë dobi .
Pozita e njësimit/teuhid-it për fenë është sikurse pozita e rrënjëve për pemën apo shtyllave për ndërtesën.

Dhe prej gjërave që tregojnë se njësimi/teuhidi ishte boshti i thirrjes së profetëve dhe të dërguarve dhe në të cilin përqendroheshin shpalljet e tyre është fjala e Profetit, paqja dhe lavdërimi i Allahut qoftë për të:

*“Profetët janë vëllezër nga një baba, ndërsa nënat e tyre ndryshojnë.
Feja e tyre është një e vetme.”*[1]

[1] Transmeton Muslimi(2365) nga Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur me të.

Do të thotë besimi i tyre është një, të gjithë ishin thirrës për njësim/teuhid të Allahut, kurse nënat e tyre ishin të ndryshme, do të thotë legjislacionet e tyre ishin të ndryshme:

لِكُلٍّ جَعَلْنَا مِنكُمْ شِرْعَةً وَمِنْهَاجًا

**"Për secilin nga ju kemi bërë legjislacion dhe rrugë."**
(Maide, 48)

**E treta**:Prej veçantive të njësimit/teuhid-it është se ai është obligimi i parë, gjëja e parë që i obligohet njeriut për të hyrë në këtë fe është njësimi/teuhidi dhe gjëja e parë me të cilën fillohet në thirrjen tek Allahu është njësimi/teuhidi, dhe për këtë tregojnë fakte të shumta, prej tyre fjala e Profetit, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë për të:

*"Jam i urdhëruar t'i luftoj njerëzit derisa të dëshmojnë se nuk ka të adhuruar me meritë pos Allahut"*[2]

Si dhe fjala e tij për Muadh ibn Xhebelin kur e dërgoi në Jemen:

*"Vërtet, ti do të shkosh te një popull pasues të Librit, le të jetë gjëja e parë në të cilën do t'i thërrasësh adhurimi i Allahut të Madhëruar."*[3]

Kurse në një transmetim me këtë shprehje:

*"Vërtet, ti do të shkosh te një popull prej pasuesve të Librit, le të jetë gjëja e parë në të cilën do t'i thërrasësh njësimi i Allahut të Lartësuar."*[4]

Ndërsa në një transmetim tjetër thuhet:

*"Vërtet, ti do të shkosh te një popull pasues të Librit, kur të arrish tek ata, ftoi ata që të dëshmojnë se nuk ka të adhuruar me meritë pos Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut."*[5]

Pra, njësimi/teuhidi është gjëja e parë me çka ngarkohet njeriu dhe me të cilën fillohet, po ashtu është gjëja e parë me të cilën njeriu hynë në këtë fe, feja ngritët mbi njësimin/teuhidin dhe ai është themeli mbi të cilin ndërtohet.

---

[2] Transmeton Buhariu(25,1399) dhe Muslimi(21,22) nga Ebu Hurejra, Abdullah ibn Umer, Allahu qoftë i kënaqur me ta.
[3] Transmeton Buhariu(1458), Muslimi(19).
[4] Transmeton Buhariu(7372).
[5] Transmeton Buhariu(1496).

**E katërta**:Prej veçantive të njësimit/teuhid-it është se ai është shkak i sigurisë dhe udhëzimit në këtë jetë dhe në jetën e ardhme, lexoje këtë në fjalën e Allahut:

الَّذِينَ آمَنُوا وَلَمْ يَلْبِسُوا إِيمَانَهُم بِظُلْمٍ أُولَـٰئِكَ لَهُمُ الْأَمْنُ وَهُم مُّهْتَدُونَ

**“Ata që besuan dhe nuk e mbuluan besimin e tyre me padrejtësi(shirk), atyre u takon siguria dhe ata janë të udhëzuar.”**
(Enam, 82)

Siguria është në dorë të Allahut dhe nuk ia dhuron këtë veçse njësuesit i cili e veçon adhurimin vetëm për Të, kur zbrit ky ajet- siç ka ardhur në hadith të vërtetë- iu rëndua çështja sahabve të cilët shkuan te Profeti, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë për të, dhe i thanë:“O i Dërguari i Allahut! E cili prej nesh nuk i bënë padrejtësi vetës?” do të thotë s’ka asnjë prej nesh veçse i bënë vetës padrejtësi, ndërsa Allahu thotë:

**“Ata që besuan dhe nuk e mbuluan besimin e tyre me padrejtësi(shirk), atyre u takon siguria dhe ata janë të udhëzuar.”**
(Enam, 82)

Kjo nënkupton se askush prej nesh nuk ka pjesë në siguri dhe në udhëzim, sepse secili prej nesh i bënë padrejtësi vetës, atëherë u përgjigj Profeti, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë për të:*“Nuk është kjo”*-do të thotë nuk është ky kuptimi i padrejtësisë i përmendur në ajet-*“A nuk e keni lexuar fjalën e robit të mirë”*- kishte për qëllim Llukmanin e urtë:

وَإِذْ قَالَ لُقْمَانُ لِابْنِهِ وَهُوَ يَعِظُهُ يَا بُنَيَّ لَا تُشْرِكْ بِاللَّـهِإِنَّ الشِّرْكَ لَظُلْمٌ عَظِيمٌ

**“Dhe kur i tha Llukmani birit të tij, duke e këshilluar atë:“O biri im, mos i bëjë Allahut ortak asgjë, ngase vërtetë ortakëria/shirku është padrejtësi e rëndë.”**
(Llukman, 13)

E shpjegoi padrejtësinë në këtë ajet me idhujtari/shirk, e nga ky kontekst përfitohet se kush beson dhe nuk bënë shirk, i takon siguria dhe udhëzimi në këtë jetë dhe në jetën tjetër, ky është prej veçantive të njësimit/teuhid-it: Kush është njësues do ta begaton Allahu me siguri dhe udhëzim në këtë jetë dhe në jetën tjetër.

**E pesta**:Prej veçantive të njësimit/teuhid-it është se ai është larg përplasjeve e kundërthënieve në dallim prej besimeve tjera të cilat janë në mospërputhje dhe në kundërthënie, siç tregon për këtë fjala e Tij:

أَفَلَا يَتَدَبَّرُونَ الْقُرْآنَ ۚ وَلَوْ كَانَ مِنْ عِندِ غَيْرِ اللَّـهِ لَوَجَدُوا فِيهِ اخْتِلَافًا كَثِيرًا

**“Vallë, ata nuk meditojnë thellë Kuranin, nëse do të ishte nga të tjerët pos Allahut, do të gjeje në të kundërthënie të shumta.”**
(Nisa, 82)

Besimet të cilat i kanë zgjedhur njerëzit të cilat vetë i kanë shpikur në ato ka mospërputhje dhe kundërthënie të shumta, kurse Imani i vërtetë dhe besimi i shëndosh e njësimi/teuhidi i palëkundur i përfituar nga Libri i Allahut dhe Suneti i të Dërguarit të Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qoftë për të, është i pastër nga të gjitha këto.

**E gjashta**: Gjithashtu nga karakteristikat e njësimit/teuhid-it është se ai është në përputhje me natyrën e pastër njerëzore dhe me mendjet e shëndosha, njësimi/teuhidi është feja e natyrshme, po të lihej njeriu i pa prekur në natyrën e tij të pastër nuk do të pranonte asgjë pos njësimit/teuhid-it sepse është në pajtim me natyrshmërinë e shëndoshë, siç ka thënë Allahu i Madhëruar:

فَأَقِمْ وَجْهَكَ لِلدِّينِ حَنِيفًا ۚ فِطْرَتَ اللَّـهِ الَّتِي فَطَرَ النَّاسَ عَلَيْهَا ۚ لَا تَبْدِيلَ لِخَلْقِ اللَّـهِ ۚ
ذَٰلِكَ الدِّينُ الْقَيِّمُ وَلَـٰكِنَّ أَكْثَرَ النَّاسِ لَا يَعْلَمُونَ

**"Përkushtohu në fenë e pastër monoteiste, natyrshmërinë e Allahut në të cilën i ka krijuar njerëzit në të. S'ka ndryshim të krijimit të Allahut. Kjo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë."**
(Rrum, 30)

Kurse shirku/idhujtaria është dalje nga natyrshmëria e pastër dhe shtrembërim i saj, prandaj ka ardhur në sahihun e Muslimit hadithi kudsij, në të cilin ka thënë Allahu:

*"Unë i kam krijuar robërit e Mi të gjithë besimdrejt, mirëpo atyre u erdhën djajtë të cilët i larguan ata nga feja e tyre."*[6]

*"Unë i kam krijuar robërit e Mi të gjithë besimdrejt,"* -do të thotë: në natyrshmëri, e kjo është njësimi/teuhidi, "*mirëpo atyre u erdhën djajtë të cilët i larguan*"-do të thotë: ua shtrembëruan fenë e tyre.

Dhe është transmetuar në "Sahih" prej hadithi të Ebu Hurejres, Allahu qoftë i kënaqur me të, nga i Profeti, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë për të, se ai ka thënë:

*"Nuk lind fëmijë përveçse në natyrshmëri/besimdrejt, janë prindërit e tij të cilët e bëjnë atë hebre, apo e bëjnë të krishterë, sikurse lindin kafshët, a gjeni tek ato ndonjë cungim, para se ju t'i cungoni ato?"*[7]

Po kështu është edhe fëmija i lindur në natyrshmëri të pastër, e nëse bëhet hebre apo i krishterë apo bie në çfarëdo lloji prej llojeve të shtrembërimit, devijimit apo humbjes kjo bëhet me veprën e prindërve të tij apo rrethit nga i cili vjen.

[6] Transmeton Muslimi(2865) nga hadithi i Ijad ibn Hammar el-Muxheshij, Allahu qoftë i kënaqur me të.
[7] Transmeton Buhariu(6599).

Ndërsa në një transmetim tjetër qëndron kështu:

*"Janë prindërit e tij të cilët e bëjnë atë të hebre, apo e bëjnë të krishterë apo zjarrputist, sikurse lind kafsha kafshë e plotë, a vëreni në të ndonjë cungim?"*[8]

Kafsha del prej barkut të nënës së saj e plotë, me vesh të plotë dhe në çift,
ndërsa kur të këputen prej saj ndonjë këmbë, dorë apo vesh e të ngjashme me këto,
kjo nuk është në esencën e krijimit të saj, mirëpo kjo është bërë me ndërhyrje njerëzore
pasi ka dal e plotë, pa mangësi, thotë: *"para se ju t'i cungoni ato?"*
Ka thënë: *"Janë prindërit e tij të cilët e bëjnë atë të hebre, apo e bëjnë të krishterë apo zjarrputist"* dhe nuk ka thënë 'apo musliman' sepse i linduri lind në natyrshmëri,
njësimi/teuhidi është fe e natyrshme, kurse shirku/idhujtaria e devijimet tjera të gjitha e
shkatërrojnë natyrshmërinë në të cilën ka qenë i ndërtuar.

Njësim/teuhidi është në pajtim të plotë me mendjet e shëndosha, ngase mendja e drejtë
e cila nuk është e shtrembëruar dhe lajthitur nuk pranon përveçse njësimin/teuhidin.
Kush ka mendje të shendosh nuk kënaqet me të adhuruar të ndryshëm,
apo me lidhje me kube(tyrbe) apo me dhe:

يَا صَاحِبَيِ السِّجْنِ أَأَرْبَابٌ مُّتَفَرِّقُونَ خَيْرٌ أَمِ اللَّـهُ الْوَاحِدُ الْقَهَّارُ

**"O shokët e mi të burgut! A janë më mirë një mori zotash të ndryshëm apo Allahu, i Vetmi, Ngjadhnjimtari?"**
(Jusuf, 39-40)

Ka thënë Zejd ibn Amr ibn Nufejl duke i fajësuar kurejshitët për kurbanat që i sakrifikonin për idhujt e tyre:

*"Delen e ka krijuar Allahu*
*dhe ka zbritur për të, prej qiellit shi*
*dhe ka nxjerr për të, prej tokës bimë,*
*pastaj ju e therni atë, jo në emër të Tij!"*[9]

Në mendje nuk ka më të qartë dhe më të vlefshme se sa njohja e përsosmërisë së Krijuesit
të kësaj gjithësie dhe pastrimit të Tij nga mangësitë dhe të metat dhe veçimi vetëm për Të
me përulje dhe nënshtrim.
Të dërguarit kanë ardhur për përkujtimin e kësaj njohje dhe shtjellimin e saj.
Përsosmëria e njësimit/teuhid-it dhe shëmtia e idhujtarisë/shirkut për mendjen
dhe natyrën e pastër është e njohur për atë që ka zemër të gjallë apo mendje të shëndosh
apo natyrshmëri të pastër.

[8] Transmeton Buhariu(1358), Muslimi(2658).
[9] Transmeton Buhariu(3826).

**E shtata**:Prej veçantive të njësimit/teuhid-it është se njësimi/teuhidi është lidhja e vërtetë e vazhdueshme në këtë jetë dhe në botën tjetër, nuk do të gjesh lidhje ndërmjet njerëzve sikurse lidhja e njësimit/teuhid-it, sepse kjo lidhje që është ndërmjet njësuesve dhe besimtarëve me njëri-tjetrin vazhdon të mbetet në këtë botë dhe në botën tjetër:

الْأَخِلَّاءُ يَوْمَئِذٍ بَعْضُهُمْ لِبَعْضٍ عَدُوٌّ إِلَّا الْمُتَّقِينَ

**"Atë ditë miqtë do të jenë armiq të njëri-tjetrit përveç të devotshmëve."**
(Zuhruf, 67)

kurse në ajetin tjetër ka thënë:

إِذْ تَبَرَّأَ الَّذِينَ اتُّبِعُوا مِنَ الَّذِينَ اتَّبَعُوا وَرَأَوُا الْعَذَابَ وَتَقَطَّعَتْ بِهِمُ الْأَسْبَابُ

"**Ah, sikur ta shihnin çastin kur të adhuruarit do të distancohen nga adhuruesit, kur të gjithë do ta shohin dënimin e midis tyre të shkëputet çdo lidhje."**
(Bekare, 166)

Do të thotë lidhjet dhe raportet, çdo lidhje shkëputet, çdo dashuri humbet, çdo ndërmjetësim përfundon përveç lidhjes, dashurisë dhe ndërmjetësimit për hir të njësimit/teuhid-it dhe besimit në Allahun e Lartësuar, çka është për Allahun është e vazhdueshme dhe e pashkëputshme, kurse çka është për të tjerë pos Tij është e kufizuar dhe e ndërprerë, sa do që të jetë lidhja e fuqishme dhe sa do që të jetë raporti i thellë do të përfundoj ose në këtë botë, kurse në botën tjetër padyshim përveç lidhjes që është bërë për njësimin/teuhidin e Allahut të Lartësuar dhe besimit në Të, kjo është lidhje e përjetshme në këtë botë dhe në botën tjetër.

**E teta**: Prej veçantive të njësimit/teuhid-it është pastërtia e burimit të tij. Ai është i përfituar prej Librit të Allahut dhe prej sunetit të Profetit, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë për të, i cili nuk flet nga hamendjet e tij, ajo është vetë shpallje që i shpallet atij. Për këtë aspekt do të shtjellohet më tepër.

**E nënta:**Prej veçantive të njësimit/teuhid-it është qëndrueshmëria dhe ruajtja e tij. Allahu i Madhëruar e ka marrë përsipër ruajtjen e këtij njësimit/teuhid-it dhe ruajtjen e kësaj feje, thotë Allahu i Madhëruar:

هُوَ الَّذِي أَرْسَلَ رَسُولَهُ بِالْهُدَىٰ وَدِينِ الْحَقِّ لِيُظْهِرَهُ عَلَى الدِّينِ كُلِّهِ وَلَوْ كَرِهَ الْمُشْرِكُونَ

**"Ai është i Cili e dërgoi të dërguarin e Tij me udhëzim dhe fenë e vërtetë, për ta triumfuar atë mbi çdo fe edhe nëse këtë e urrejnë idhujtarët."**
(Teube, 33)

Dhe thotë:

إِنَّ اللَّـهَ يُدَافِعُ عَنِ الَّذِينَ آمَنُوا ۗ إِنَّ اللَّـهَ لَا يُحِبُّ كُلَّ خَوَّانٍ كَفُورٍ

**“Vërtet, Allahu i mbron besimtarët. Sigurisht Allahu nuk i do tradhtarët mohues.”**
(Haxh, 38)

dhe thotë:

وَلَقَدْ أَرْسَلْنَا مِن قَبْلِكَ رُسُلًا إِلَىٰ قَوْمِهِمْ فَجَاءُوهُم بِالْبَيِّنَاتِ فَانتَقَمْنَا مِنَ الَّذِينَ أَجْرَمُوا ۖ

وَكَانَ حَقًّا عَلَيْنَا نَصْرُ الْمُؤْمِنِينَ

**“Veçse Ne kemi dërguar para teje të dërguar tek popujt e tyre,
atyre u erdhën me argumente të qarta, e Ne u hakmorëm atyre që bënë krime
dhe ishte obligim i Yni ndihma e besimtarëve.”**
(Rrum, 47)

Gjithashtu ka thënë:

يُثَبِّتُ اللَّـهُ الَّذِينَ آمَنُوا بِالْقَوْلِ الثَّابِتِ فِي الْحَيَاةِ الدُّنْيَا وَفِي الْآخِرَةِ ۖ
وَيُضِلُّ اللَّـهُ الظَّالِمِينَ ۚ وَيَفْعَلُ اللَّـهُ مَا يَشَاءُ

**“Allahu i përforcon ata që besuan me fjalën e fortë në jetën e kësaj bote dhe
në botën tjetër, kurse Allahu i humbë të padrejtit, Allahu e bënë atë që dëshiron.”**
(Ibrahim, 27)

**E dhjeta:**Prej veçantive të njësimit/teuhid-it është se përmbledh fryte të shumta dhe vlera të panumërta dhe rezultate të llojllojshme në këtë botë dhe në botën tjetër,
do të flitet për disa prej tyre në fund të kësaj teme.

## **Çështja e dytë**:
## Përkufizimi i njësimit/teuhid-it dhe realiteti i tij

Njësimi/teuhidi rrjedh prej foljes njësim, njësoi, njësuar dhe në esencë tregon për veçim. Njësimi/teuhidi i Allahut është veçimi i Tij dhe mohimi i ortakërisë me Të në të drejtat e Tij dhe veçantit e Tij, nuk ka ortak në asgjë prej veçantive të Tij dhe as në të drejtat e Tij që kanë robërit ndaj Tij, i Lartësuar dhe i Madhëruar qoftë.
Zotërimi i Tij(Err-rrububijjeh)- është veprimi i Tij në këtë univers:krijim, furnizim, ngjallje, vdekje, udhëheqje- të gjitha këto janë prej veçantive të Allahut të Madhëruar.

Dhe emrat e Tij të bukur dhe cilësitë e Tij të përsosura, dëshira e Tij e pakthyeshme dhe fuqia e Tij gjithëpërfshirëse, dituria e Tij e gjerë dhe përsosmëria e Tij në emrat dhe cilësitë e Tij, të gjitha këto janë prej veçantive të Allahut të Madhëruar, kush ia atribuon ndonjë krijese diçka prej veçantive të Allahut me këtë e ka shkatërruar njësimin/teuhidin e tij.

Kurse e drejta e Allahut për robërit e Tij është që ta adhurojnë Atë dhe të mos i bëjnë shok Atij asgjë, ashtu siç ka ardhur në hadithin e Muadh ibn Xhebel-it,
Allahu qoftë i kënaqur me të, të cilit i tha Profeti, paqja dhe shpëtimi i Allahu qoftë për të:

*"O Muadh, a di se cila është e drejta e Allahut për robërit*
*dhe cila është e drejta e robërve për Allahun?"*
Thotë:*"Thash:Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë këtë më së miri."*
Tha:*"Vërtetë e drejta e Allahut për robërit është që ta adhurojnë Atë*
*dhe të mos i bëjnë shok Atij asgjë, ndërsa e drejta e robërve për Allahun*
*është që të mos e dënoj atë që nuk i bënë Atij shok asgjë."*[10]

Adhurimi është e drejtë e Allahut të Madhërishëm.
Pra, njësimi/teuhidi është veçimi i Allahut të Madhëruar në të drejtat dhe veçantitë e Tij, kurse ortakëria/shirku është barazim i të tjerëve me Allahun në diçka prej të drejtave dhe veçantive të Tij, pikërisht ky është realiteti i njësimit/teuhid-it:
Ta veçojmë Allahun dhe të mos i bëjmë Atij shok, siç ka thënë i Lartësuari:

وَاعْبُدُوا اللَّـهَ وَلَا تُشْرِكُوا بِهِ شَيْئًا

**"Adhuroje vetëm Allahun dhe mos shoqëro me Të asgjë."**
(Nisa, 36)

Dhe ka thënë:

وَقَضَىٰ رَبُّكَ أَلَّا تَعْبُدُوا إِلَّا إِيَّاهُ وَبِالْوَالِدَيْنِ إِحْسَانًا

**"Zoti yt ka gjykuar që të mos adhurohet veç se Ai dhe me prindërit të jeni të mirë."**
(Isra, 23)

[10] Transmeton Buhariu(2856,5967) dhe Muslimi(30).

Po ashtu ka thënë:

وَمَا أُمِرُوا إِلَّا لِيَعْبُدُوا اللَّـهَ مُخْلِصِينَ لَهُ الدِّينَ حُنَفَاءَ وَيُقِيمُوا الصَّلَاةَ وَيُؤْتُوا الزَّكَاةَوَذَٰلِكَ دِينُ الْقَيِّمَةِ

**“Dhe ata nuk u urdhëruan përveç se ta adhurojnë Allahut me çiltërsi në fenë e Tij të pastër dhe ta falnin namazin dhe ta jepnin zekatin, pikërisht kjo është feja e drejtë.”**
(Bejine, 5)

Ajete në këtë kuptim ka shumë.
Dhe nga kjo bëhet e qartë se njësimi/teuhidi është tri lloje:

- njësimi i zotërimit(teuhidi rububijeh),
- njësimi i emrave dhe i cilësive(teuhidi esma’i we sifat)
- dhe njësimi i adhurimit/hyjnizimit(teuhidi uluhijeh)

**Lloji i pare:**Sa i përket njësimit të zotërimit/teuhid-it rububijeh, ky është:
Veçimi i Allahut të Madhëruar me besimin se vetëm Ai është Krijuesi, Furnizuesi, Sunduesi, Begatuesi, Zotëruesi i cili nuk ka shok në asgjë nga këto, thotë i Lartësuari:

قُلْ مَن رَّبُّ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ قُلِ اللَّـهُ ۚ قُلْ أَفَاتَّخَذْتُم مِّن دُونِهِ أَوْلِيَاءَ لَا يَمْلِكُونَ لِأَنفُسِهِمْ
نَفْعًا وَلَا ضَرًّا ۚ قُلْ هَلْ يَسْتَوِي الْأَعْمَىٰ وَالْبَصِيرُ أَمْ هَلْ تَسْتَوِي الظُّلُمَاتُ وَالنُّورُ ۗ
أَمْ جَعَلُوا لِلَّـهِ شُرَكَاءَ خَلَقُوا كَخَلْقِهِ فَتَشَابَهَ الْخَلْقُ عَلَيْهِمْقُلِ اللَّـهُ خَالِقُ كُلِّ شَيْءٍ وَهُوَ الْوَاحِدُ الْقَهَّارُ

**“Thuaj: “Kush është Zoti (Krijuesi) i qiejve e i tokës!” Thuaj: “All-llahu!”
Thuaj:“A keni pranuar pos Tij zota që nuk kanë mundësi t'i sjellin
as dobi e as dëm vetvetes?” Thuaj: “A është i barabartë i verbëri me atë që sheh,
ose, a janë të njëjta errësirat me dritën?” A mos i bënë All-llahut shokë (idhuj) e edhe ata zota krijuan si krijoi Ai dhe atyre u është bërë i ngjashëm (i paqartë) krijimi (e nuk po dinë se cili është krijim i Zotit, e cili i idhujve)?
Thuaj: “All-llahu është krijues i çdo sendi, Ai është i vetmi ngadhënjyes!”**
(Rrad, 16)

Dhe thotë:

قُل لِّمَنِ الْأَرْضُ وَمَن فِيهَا إِن كُنتُمْ تَعْلَمُونَ(٨٤) سَيَقُولُونَ لِلَّـهِ ۚ قُلْ أَفَلَا تَذَكَّرُونَ (٨٥) قُلْ مَن رَّبُّ
السَّمَاوَاتِ السَّبْعِ وَرَبُّ الْعَرْشِ الْعَظِيمِ(٨٦) سَيَقُولُونَ لِلَّـهِ ۚ قُلْ أَفَلَا تَتَّقُونَ (٨٧) قُلْ مَن بِيَدِهِ مَلَكُوتُ
كُلِّ شَيْءٍ وَهُوَ يُجِيرُ وَلَا يُجَارُ عَلَيْهِ إِن كُنتُمْ تَعْلَمُونَ(٨٨) سَيَقُولُونَ لِلَّـهِ ۚ قُلْ فَأَنَّىٰ تُسْحَرُونَ (٨٩)

**“Thuaj: “E kujt është toka dhe çdo gjë që ka në të, nëse jeni që e dini?”
Ata do të thonë: “E All-llahut”. Atëherë thuaju: “Përse pra nuk mendoni?”
Thuaj: “Kush është Zoti i shtatë qiejve dhe Zot i Arshit të madh?”
Ata do të thonë: “All-llahu!” Thuaju: “E pse nuk frikësoheni pra?”
Thuaj: “Në dorën e kujt është i tërë pushteti i çdo sendi, dhe Ai është që mbron
(kë do), e prej Atij nuk mund të ketë të mbrojtur; nëse jeni që e dini?”
Ata do të thonë: “Në dorë të All-llahut!” Thuaj: “E si mashtroheni pra?””**
(Muminun, 84-89)

ذَٰلِكُمُ اللَّهُ رَبُّكُمْ فَتَبَارَكَ اللَّهُ رَبُّ الْعَالَمِينَ

**“Ky është Allahu Zoti juaj. I madhëruar qoftë Allahu Zoti i botëve.”**
(Gafir, 64)

Dhe ka thënë i Madhëruari:

اللَّهُ خَالِقُ كُلِّ شَيْءٍ وَهُوَ عَلَىٰ كُلِّ شَيْءٍ وَكِيلٌ

**“Allahu është krijues i çdo gjëje dhe Ai është mbikëqyrës i çdo gjëje.”**
(Zumer, 62)

**Lloji i dytë:**Njësimi/teuhidi i emrave dhe cilësive është:
Veçimi i Tij me emrat e Tij të bukur dhe cilësitë e Tij të larta të transmetuara në Librin e Tij dhe në sunetin e Profetit të Tij, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë për të,
ka thënë Allahu i Lartësuar:

**“Allahu është përveç të Cilit nuk ka të adhuruar tjetër,**
**Atij i takojnë emrat më të bukur.”**
(Ta Ha, 8)

Dhe ka thënë:

قُلِ ادْعُوا اللَّـهَ أَوِ ادْعُوا الرَّحْمَـٰنَ ۖ أَيًّا مَّا تَدْعُوا فَلَهُ الْأَسْمَاءُ الْحُسْنَىٰ

**“Thuaj:“Thirrni Allahun ose thirrni Mëshirëplotin, me cilin do emër që ta thirrni Atë,**
**të Tij janë emrat më të bukur.”**
(Isra, 110)

dhe ka thënë po ashtu i Madhëruari:

هُوَ اللَّـهُ الَّذِي لَا إِلَـٰهَ إِلَّا هُوَ ۖ عَالِمُ الْغَيْبِ وَالشَّهَادَةِ ۖ هُوَ الرَّحْمَـٰنُ الرَّحِيمُ (٢٢)
هُوَ اللَّـهُ الَّذِي لَا إِلَـٰهَ إِلَّا هُوَ الْمَلِكُ الْقُدُّوسُ السَّلَامُ الْمُؤْمِنُ الْمُهَيْمِنُ الْعَزِيزُ الْجَبَّارُ الْمُتَكَبِّرُ ۚ
سُبْحَانَ اللَّـهِ عَمَّا يُشْرِكُونَ (٢٣) هُوَ اللَّـهُ الْخَالِقُ الْبَارِئُ الْمُصَوِّرُ ۖ لَهُ الْأَسْمَاءُ الْحُسْنَىٰ ۚ
يُسَبِّحُ لَهُ مَا فِي السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ ۖ وَهُوَ الْعَزِيزُ الْحَكِيمُ (٢٤)

**“Ai është Allahu, përveç të Cilit nuk ka të adhuruar tjetër me meritë,**
**Njohësi i së dukshmes dhe i së padukshmes, Ai është Mëshirëploti, Mëshiruesi!**
**Ai është Allahu, përveç të Cilit nuk të adhuruar me meritë pos Tij.**
**Ai është Sunduesi, i Shenjti, Paqedhënësi, Siguridhënësi, Mbikëqyrësi mbi gjithçka,**
**i Plotfuqishmi, Detyruesi, i Madhërishmi. Qoftë lartësuar Allahu**
**nga ajo që i shoqërojnë. Ai është Allahu, Krijuesi, Zanafillësi, Formdhënësi.**
**Atij i takojnë emrat më të bukur; E lartësojnë Atë çka është në qiell dhe në tokë.**
**Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti.”**
(Hashr, 22-24)

**Lloji i tretë:**Njësimi i hyjnizimit/teuhidi uluhije, ky është:
Veçimi i Allahut të Lartësuar me adhurim, siç janë:lutja, shpresa, frika, zotimi, kurbani, namazi, agjërimi e adhurime të tjera dhe veçimi i fesë vetëm për Të dhe distancim nga idhujtaria/shirku, siç ka thënë Allahu i Madhëruar:

**“Dhe ata nuk u urdhëruan përveç se ta adhurojnë Allahut me çiltërsi në fenë e Tij të pastër dhe ta falnin namazin dhe ta jepnin zukatin, pikërisht kjo është feja e drejtë.”**
(Bejine, 5)

dhe ka thënë:

أَلَا لِلَّـهِ الدِّينُ الْخَالِصُ ۚ وَالَّذِينَ اتَّخَذُوا مِن دُونِهِ أَوْلِيَاءَ مَا نَعْبُدُهُمْ إِلَّا لِيُقَرِّبُونَا إِلَى اللَّـهِ زُلْفَىٰ
إِنَّ اللَّـهَ يَحْكُمُ بَيْنَهُمْ فِي مَا هُمْ فِيهِ يَخْتَلِفُونَ ۗ إِنَّ اللَّـهَ لَا يَهْدِي مَنْ هُوَ كَاذِبٌ كَفَّارٌ

**“Vetëm Allahut i takon adhurimi i sinqertë, ndërsa ata që marrin pos Tij mbrojtës të tjerë,(thonë):“Ne nuk i adhurojmë përveçse që të na afrojnë sa më afër Allahut!”**
**Allahu do të gjykojë mes tyre për çka kishin mospajtim.**
**Vërtet, Allahu nuk e udhëzon atë që është gënjeshtar e mohues.”**
(Zumer, 3)

gjithashtu ka thënë:

قُلْ إِنَّ صَلَاتِي وَنُسُكِي وَمَحْيَايَ وَمَمَاتِي لِلَّـهِ رَبِّ الْعَالَمِينَ(١٦٢) لَا شَرِيكَ لَهُ ۖ (١٦٣)

**“Thuaj:Vërtet, namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime**
**janë për Allahun Zotin e botëve. S’ka ortak për Të.”**
(Enam, 162-163)

Profeti, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë për të, ka thënë:

*“Kush vdes dhe ai i është lutur përveç Allahut të tjerëve, do të futet në zjarr.”*[11]

Ky pra, është njësimi/teuhidi dhe ky është realiteti i tij
dhe përball secili lloj prej këtyre tri llojeve, ekziston kundërshtimi përkatës.

[11] Transmeton Buhariu(4497) teksti prej tij dhe Muslimi(92) nga hadithi i Abdullah ibn Mesudit, Allahu qoftë i kënaqur me të.

“Kur e kuptove se njësimi i zotërimit/teuhidi rububijjeh është pranim se vetëm Allahu i Lartësuar është Krijuesi, Furnizuesi, Jetëdhënësi, Jetëmarrësi, Zotëruesi i të gjitha çështjeve, Sunduesi i të gjitha krijesave, s’ka shok në sundimin e Tij, kundërshtimi i këtij bëhet duke besuar robi se ekziston bashkudhëheqës me Allahun në ato gjëra që janë të pamundshme për të gjithë pos Allahut të Madhëruar.

Kur t’u bë e qartë se njësimi/teuhidi i emrave dhe cilësive është të thirret Allahu me ata emra me të cilët e ka emërtuar Vetën e Tij dhe të cilësohet me ato cilësi me të cilat e ka cilësuar Vetën e Tij, apo e ka cilësuar i Dërguari i Tij Muhamedi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë për të, dhe t’i mohohet Atij përngjasimi dhe shëmbëllimi(me krijesat e Tij sh.p.), ndërsa kundërshtimi i këtij bëhet me dy gjëra, të cilat hyjnë nën emërtimin e shtrembërimit(Ilhad-it):

**E para:**Mohimi i këtij(emri sh.p.) nga Allahu i Madhëruar dhe zbrazja/zhveshja e Tij nga këto cilësi të përsosura dhe këto epitete të madhërisë së Tij të pohuara me Kuran dhe Sunet.

**E dyta:**Përngjasimi i cilësive të Allahut të Lartësuar me cilësitë e krijesave të Tij, ndërsa ka thënë i Madhërishmi:

فِيهِ لَيْسَ كَمِثْلِهِ شَيْءٌ وَهُوَ السَّمِيعُ الْبَصِيرُ

**“Sikurse Ai s’ka asgjë dhe Ai është Dëgjuesi Shikuesi.”**
(Shura, 11)

dhe ka thënë:

يَعْلَمُ مَا بَيْنَ أَيْدِيهِمْ وَمَا خَلْفَهُمْ وَلَا يُحِيطُونَ بِهِ عِلْمًا

**“Ai e di çka ishte para dhe pas tyre, kurse ata nuk mund ta përfshijnë këtë dituri.”**
(Ta Ha, 110)

Si dhe pasi e kuptove se njësimi i hyjnizimit-adhurimit/teuhidi uluhije është veçim i Allahut me të gjitha llojet e adhurimeve si dhe mohim i adhurimit nga të gjithë përveç Allahut të Madhëruar, atëherë kundërshtimi i kësaj bëhet duke drejtuar diçka prej këtyre llojeve të adhurimit për të tjerët pos Allahut të Madhëruar, dhe pikërisht kjo është më së shumti e përhapur në mesin e idhujtarëve dhe për këtë ishte armiqësia e të dërguarve me popujt e tyre.”[12]

[12] “Mearixhul Kabul” të Shejh el-Hafidh el-Hakemij(1/418).

## **Çështja e tretë**:
## Realizimi i njësimit/teuhid-it dhe përkryerja e tij.

Realizimi i njësimit/teuhid-it është një shkallë e lartë, një nivel superior dhe një pozitë fisnike, e ka përmendur Profeti, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë për të, se realizuesit e tij do të futen në Xhenet në Ditën e Kiametit pa dhënë llogari dhe pa u dënuar, siç qëndron në hadithin e njohur, hadithi i Abdullah ibn Abasit, Allahu qoftë i kënaqur me të, se ka thënë: *"Me ta janë 70 mijë të cilët do të futen në Xhenet pa dhënë llogari dhe pa u dënuar."*
Pastaj i përmend ata:*"Ata janë të cilët nuk kërkojnë t'u bëhet rukje, nuk mjekohen përmes djegies, nuk u besojnë ogureve dhe vetëm në Zotin e tyre mbështeten."*

Dhe kjo është shkallë e lartë në teuhid:
Ky është realizimi i njësimit/ teuhid-it dhe përkryerja e tij.
Me 'realizim të njësimit/teuhid-it' dëshirohet kjo:Plotësimi i njësimit/ teuhid-it dhe përkryerja e tij dhe pastrimi dhe dëlirja e tij nga degët e idhujtarisë/shirkut, risive/bidateve dhe mëkateve.
Këto tri gjëra i kanë emërtuar dijetarët:
Pengesat të cilat e pengojnë udhëtarin në udhëtimin e tij drejt Allahut të Lartësuar dhe botës tjetër:
Pengesa e idhujtarisë/shirkut, pengesa e risisë/bidatit dhe pengesa e mëkatit.
Sa për pengesën e idhujtarisë/shirkut, shpëtimi prej saj bëhet me pastrimin e njësimit/teuhid-it vetëm për Allahun e Madhëruar, sa për pengesën e risisë/bidatit, shpëtimi prej saj bëhet në përkushtimin e Sunetit dhe pasimin e të Dërguarit, paqja dhe lavdërimi i Allahut qoftë për të, dhe në ecjen e rrugës së tij, kurse shpëtimi nga pengesa e mëkatit arrihet me largimin prej tij dhe kujdesin në të rënit në të dhe me pendim të sinqertë te Allahu i Lartësuar nëse ka rënë në diçka prej gabimeve dhe mëkateve, nëse njeriu është në këtë pozitë atëherë e ka arritur realizimin e njësimit/teuhid-it.

Realizimi i njësimit/teuhid-it është në dy nivele:
Realizimi i obliguar dhe realizimi i preferuar, dhe secili prej tyre do të hyjë në Xhenet në Ditën e Kiametit pa dënim dhe pa dhënë llogari:
Niveli i parë i realizimit të njësimit/teuhid-it është niveli i mesatarëve/muktesidinët, mesatari/muktesidi është ai i cili i kryen obligimet dhe u largohet ndalesave, kur kjo të jetë gjendja e robit, i kryen obligimet dhe detyrimet dhe u shmanget ndalesave, mëkateve të mëdha dhe gjynaheve, vërtetë ai e ka realizuar njësimin/teuhidin me realizim të obligueshëm dhe do të jetë prej mesatarëve/muktesidinve dhe është nga ata të cilët do të hyjnë në Xhenet pa dhënë llogari dhe pa u dënuar.

Niveli i dytë dhe më i larti është:Realizimi i njësimit/teuhid-it realizim të preferuar dhe ky është niveli i shpejtuesve me vepra të mira(sebikine bil hajrat) dhe këta janë ata të cilët përkundër kryerjes së obligimeve dhe largimit nga ndalesat dhe mëkatet e mëdha, garuan në vepra vullnetare, të preferuara, të pëlqyeshme.

Këta realizues të njësimit/teuhid-it të dy grupeve:mesatarët dhe shpejtuesit me vepra të mira të gjithë do të futen në Xhenet në Ditën e Kiametit pa dhënë llogari dhe pa u dënuar, ka thënë Allahu i Madhëruar:

ثُمَّ أَوْرَثْنَا الْكِتَابَ الَّذِينَ اصْطَفَيْنَا مِنْ عِبَادِنَا ۖ فَمِنْهُمْ ظَالِمٌ لِنَفْسِهِ وَمِنْهُم مُّقْتَصِدٌ
وَمِنْهُمْ سَابِقٌ بِالْخَيْرَاتِ بِإِذْنِ اللَّهِ ۚ ذَٰلِكَ هُوَ الْفَضْلُ الْكَبِيرُ (٣٢) جَنَّاتُ عَدْنٍ يَدْخُلُونَهَا

**“Pastaj ua trashëguam Librin atyre që i përzgjedhim nga robërit Tanë,**
**prej tyre ka të padrejtë me vetën e tyre, prej tyre ka mesatar**
**dhe prej tyre ka që shpejtojnë me vepra të mira me lejen e Allahut,**
**e kjo është mirësi e madhe. Ata do të hyjnë në Xhenete të Adnit.”**
(Fatir, 32)

Do të thotë do të futen në Xhenet të Adnit të tret:
i padrejti ndaj vetës së tij(dhalimu li nefsih),
mesatari/muktesidi dhe
shpejtuesi me vepra të mira(sebiku bil hajrat).

Sa i përket mesatarit dhe shpejtuesit me vepra të mira do të hyjnë në Xhenet,
hyrje të menjëhershme pa u llogaritur, kurse ai që i bëri vetës padrejtësi me mëkate
të cilat janë poshtë shirkut edhe ky do të hyjë në Xhenet,
mirëpo nuk do të hynë hyrje të menjëhershme- pa u llogaritur dhe pa u dënuar-
siç do të hyjnë mesatari dhe shpejtuesi me vepra të mira, por do t’i ekspozohet dënimit
dhe llogarisë dhe ai do të jetë nën dëshirën e Allahut të Madhëruar,
nëse dëshiron e dënon, nëse dëshiron e falë.

## **Çështja e katërtë**:
## Asgjësueset e njësimit/teuhid-it dhe mangësueset e tij

Njësimi/teuhidi ka asgjësuese dhe mangësuese, asgjësueset e njësimit/teuhid-it janë gjërat me të cilat asgjësohen veprat dhe shkatërrohet e gjithë feja, ky është: Mohimi/kufri i Allahut, idhujtaria/shirku dhe hipokrizia/nifaku e pastër. Mohimi/kufri me llojet e tij[13], idhujtaria/shirku me llojet e saj dhe hipokrizia/nifaku e madhe me llojet e saj, të gjitha këto janë prej asgjësuesve të njësimin/teuhid-it, e asgjësojnë teuhidin në esencën e tij dhe e shkatërrojnë atë në themelin e tij.

Pra, mohimi/kufri i madh me llojet e tij, idhujtaria/shirku e madhe me llojet e saj, hipokrizia/nifaku e madhe me llojet e saj, secila prej tyre e anulon njësimin/teuhidin në rrënjë dhe e shkatërron atë në themel, thotë Allahu i Lartësuar:

إِنَّ الْمُنَافِقِينَ يُخَادِعُونَ اللَّـهَ وَهُوَ خَادِعُهُمْ وَإِذَا قَامُوا إِلَى الصَّلَاةِ قَامُوا كُسَالَىٰ
يُرَاءُونَ النَّاسَ وَلَا يَذْكُرُونَ اللَّـهَ إِلَّا قَلِيلًا (١٤٢)

**“Në të vërtetë, hipokritët përpiqen ta mashtrojnë Allahun, por është Ai që i mashtron ata. Kur ata ngrihen për t’u falur, e bëjnë këtë me dembeli, vetëm sa për t’u dukur para botës, ndërsa Allahun e përmendin fare pak.”**

(Nisa, 142)

Dhe ka thënë i Lartësuari:

وَمَن يَكْفُرْ بِالْإِيمَانِ فَقَدْ حَبِطَ عَمَلُهُ وَهُوَ فِي الْآخِرَةِ مِنَ الْخَاسِرِينَ (٥)

**“Ai që e mohon besimin, veçse është shkatërruar vepra e tij, kurse në botën tjetër do të jetë prej të humburve.”**

(Maide, 5)

Dhe ka thënë:

وَلَقَدْ أُوحِيَ إِلَيْكَ وَإِلَى الَّذِينَ مِن قَبْلِكَ لَئِنْ أَشْرَكْتَ لَيَحْبَطَنَّ عَمَلُكَ وَلَتَكُونَنَّ مِنَ الْخَاسِرِينَ (٦٥)

**“Pasha Allahun, të është shpallur ty dhe atyre që ishin para teje: Nëse do të bëje shirk do të shkatërrohej vepra jote dhe ti do të ishe prej të humburve!”**

(Zumer, 65)

Pra, njësimi/teuhidi asgjësohet, shkatërrohet, anulohet me shirk të madh me llojet e tij, nifak të madh me llojet e tij dhe me kufr të madh me llojet e tij, për këtë fjali mund të flitet shumë dhe të përmenden shtjellimet e saj.

[13] Autori ka përqëllim llojet e kufrit të madh!(sh.p.)

Kurse mangësueset e njësimit/teuhid-it janë gjërat të cilat e mangësojnë njësimin/teuhidin, por nuk e asgjësojnë atë dhe nuk e shkatërrojnë atë në themel,
prej tyre është kufri i vogël, hipokrizia veprore, sikurse është përmendur në hadith:

*“Shenjat e hipokritit janë tri:*
*Kur flet gënjen, kur premton se realizon dhe kur t’i besohet diçka tradhton.”*[14]

Këto janë mangësueset e njësimit/teuhid-it të cilat nëse gjenden te njeriu mangësohet njësimi/teuhidi i tij dhe pakësohet besimi i tij.
Kështu është edhe ortakëria/shirku i vogël dhe shprehjet e shirkut me të cilat njeriu nuk synon realitetin e tyre, mirëpo i rrjedhin në gjuhen e tij, me këtë mangësohet njësimi/teuhidi i tij, ndërsa nëse i beson realitetin e tyre, me këtë bëhet prej shirkut të madh i cili e zhvlerëson njësimin/teuhidin.
Prandaj, i takon besimtarit që të jetë i vëmendshëm për njësimin/teuhidin e tij dhe të përkushtohet që ta largoj atë nga çdo gjë që e shkatërron atë apo e mangëson.

Ka thënë Shejh Abdurrahman ibn Hasen, Allahu e mëshiroftë:
“Dije se përballë njësimit/teuhid-it është ortakëria/shirku i cili është tri lloje:
ortakëri/shirk i madh, ortakëri/shirk i vogël dhe ortakëri/shirk i fshehtë.
Dhe argumenti për shirkun e madh, fjala e Tij:

إِنَّ اللَّـهَ لَا يَغْفِرُ أَن يُشْرَكَ بِهِ وَيَغْفِرُ مَا دُونَ ذَٰلِكَ لِمَن يَشَاءُ ۚ
وَمَن يُشْرِكْ بِاللَّـهِ فَقَدْ ضَلَّ ضَلَالًا بَعِيدًا(١١٦)

**“<u>Sigurisht Allahu nuk falë t’i bëhet ortak/shirk Atij</u>, e nën këtë falë atë që dëshiron, kurse ai që i shoqëron Allahut, ka lajthitur në humbje të pafundme.”**
(Nisa, 116)

gjithashtu ka thënë:

لَقَدْ كَفَرَ الَّذِينَ قَالُوا إِنَّ اللَّـهَ هُوَ الْمَسِيحُ ابْنُ مَرْيَمَ ۖ وَقَالَ الْمَسِيحُ يَا بَنِي إِسْرَائِيلَ اعْبُدُوا اللَّـهَ رَبِّي
وَرَبَّكُمْ ۖ إِنَّهُ مَن يُشْرِكْ بِاللَّـهِ فَقَدْ حَرَّمَ اللَّـهُ عَلَيْهِ الْجَنَّةَ وَمَأْوَاهُ النَّارُ ۖ وَمَا لِلظَّالِمِينَ مِنْ أَنصَارٍ(٧٢)

**“Kanë mohuar ata të cilët thanë:“Allahu është Mesihu i biri i Merjemes.”**
**Kurse Mesihu ka thënë:“O bijtë e Israilit, adhurojeni Allahun Zotin tim dhe tuaj, ngase <u>kush Allahut i bënë ortak/shirk , atij Allahu ia ka ndaluar Xhenetin</u> dhe vendi i tij është zjarri dhe për të padrejtit/idhujtarët s’ka ndihmës.”**
(Maide, 72)

[14] Transmeton Buhariu(33), Muslimi(57) prej hadithit të Ebu Hurejres, Allahu qoftë i kënaqur me të.

Dhe ky (shirku i madh sh.p.) është katër lloje:

- **Lloji i parë:**Shirku i lutjes dhe argumenti për këtë është fjala e të Lartësuarit:

فَإِذَا رَكِبُوا فِي الْفُلْكِ دَعَوُا اللَّـهَ مُخْلِصِينَ لَهُ الدِّينَ فَلَمَّا نَجَّاهُمْ إِلَى الْبَرِّ
إِذَا هُمْ يُشْرِكُونَ(٦٥) لِيَكْفُرُوا بِمَا آتَيْنَاهُمْ وَلِيَتَمَتَّعُوا ۖ فَسَوْفَ يَعْلَمُونَ(٦٦)

**“E, nëse hipin në anije e lusin Allahut me sinqeritet në adhurim ndaj Tij,**
**e sapo t’i shpëton në tokë, menjëherë ata i bëjnë ortakë.”**
(Ankebut, 65-66)

- **Lloji i dytë:**Shirku i qëllimit, ky është:dëshirë dhe synim, kurse argumenti për të është fjala e Tij e Lartësuar:

مَن كَانَ يُرِيدُ الْحَيَاةَ الدُّنْيَا وَزِينَتَهَا نُوَفِّ إِلَيْهِمْ أَعْمَالَهُمْ فِيهَا وَهُمْ فِيهَا لَا يُبْخَسُونَ(١٥)
أُولَـٰئِكَ الَّذِينَ لَيْسَ لَهُمْ فِي الْآخِرَةِ إِلَّا النَّارُ ۖ
وَحَبِطَ مَا صَنَعُوا فِيهَا وَبَاطِلٌ مَّا كَانُوا يَعْمَلُونَ(١٦)

**“Kush ka për qëllim jetën e kësaj bote dhe të mirat e saj, Ne do t'ua plotësojmë**
**atyre shpërblimin e veprave të tyre në të, dhe atyre nuk do t'u mungojë gjë.**
**Të këtillëve në botën tjetër u përket vetëm Xhehenemi.**
**Ajo që punuan dhe vepruan ata ka dështuar dhe është asgjësuar.”**
(Hud, 15-16)

- **Lloji i tretë:**Shirku i nënshtrimit/pasimit dhe argument për të është fjala e Tij e Lartësuar:

اتَّخَذُوا أَحْبَارَهُمْ وَرُهْبَانَهُمْ أَرْبَابًا مِّن دُونِ اللَّـهِ وَالْمَسِيحَ ابْنَ مَرْيَمَ
وَمَا أُمِرُوا إِلَّا لِيَعْبُدُوا إِلَـٰهًا وَاحِدًا ۖ لَّا إِلَـٰهَ إِلَّا هُوَ ۚ سُبْحَانَهُ عَمَّا يُشْرِكُونَ(٣١)

**“Ata i konsideruan “ahbarët” (priftër jehudi) të tyre, “ruhbanët” (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) pos për adhurimin ndaj All-llahut Një, e që nuk ka të adhuruar tjetër pos Tij. I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë.”**
(Tuebe, 31)

Dhe interpretimi i tij në të cilin s’ka paqartësi është ky:
Nënshtrimi ndaj dijetarëve dhe adhuruesve në kundërshtim ndaj (ligjit të. sh.p.) Allahut të Lartësuar, jo lutja e tyre për ata, siç ia shpjegoi këtë i Dërguari i Allahut Adij ibn Hatim-it, Allahu qoftë i kënaqur me të, kur e pyeti atë, duke i thënë: “Mirëpo ne nuk i adhuronim ata!”
Dhe Profeti, paqja dhe lavdërimi i Allahut qoftë për të, ia përmendi atij se adhurimi i tyre ishte nënshtrimi/pasimi i tyre në këtë kundërshtim(të ligjit të Allahut sh.p.)[15]

[15] Thotë Shejh Ibn Uthejmini në “Erkanul-Islam”:“Shejhul-Islam Ibn Tejmije, Allahu e mëshiroftë, lidhur me ata të cilët i kanë konsideruar ahbarët dhe ruhbanët zotra pos Allahut, thotë se ata janë dy lloje:

- **Lloji i katërtë:**Shirku i dashurisë dhe argument për të është fjala e të Lartësuarit:

وَمِنَ النَّاسِ مَن يَتَّخِذُ مِن دُونِ اللَّـهِ أَندَادًا يُحِبُّونَهُمْ كَحُبِّ اللَّـهِ ۖ وَالَّذِينَ آمَنُوا أَشَدُّ حُبًّا لِّلَّـهِ ۗ
وَلَوْ يَرَى الَّذِينَ ظَلَمُوا إِذْ يَرَوْنَ الْعَذَابَ أَنَّ الْقُوَّةَ لِلَّـهِ جَمِيعًا وَأَنَّ اللَّـهَ شَدِيدُ الْعَذَابِ (١٦٥)

**"E megjithatë, disa njerëz zgjedhin(për të adhuruar) në vend të Allahut të tjerë,(duke i konsideruar) si të barabartë me Atë duke i dashur siç duhet Allahu. Por ata që besojnë, e duan shumë më tepër Allahun. Sikur keqbërësi ta shihnin që tani çastin kur të përballën me ndëshkimin, do ta kuptonin se tërë fuqia i përket Allahut dhe dënimi i Tij është i ashpër."**
(Bekare, 165)

deri te fjale e Tij:

وَقَالَ الَّذِينَ اتَّبَعُوا لَوْ أَنَّ لَنَا كَرَّةً فَنَتَبَرَّأَ مِنْهُمْ كَمَا تَبَرَّءُوا مِنَّا ۗ
كَذَٰلِكَ يُرِيهِمُ اللَّـهُ أَعْمَالَهُمْ حَسَرَاتٍ عَلَيْهِمْ ۖ وَمَا هُم بِخَارِجِينَ مِنَ النَّارِ (١٦٧)

**"Dhe do të thonë ata që pasuan:"Ah, sikur të ktheheshim edhe një herë (në këtë botë) e të distancohemi prej tyre sikurse ata u distancuan nga ne!" Kështu, Allahu do t'ua tregojë veprat e tyre si burim hidhërimi për ta dhe ata s'kanë për të dalë kurrë nga zjarri."**
(Bekare, 167)

**Lloji i dytë:**Ortakëria/shirku i vogël, kjo është syfaqësia dhe argumenti për të është fjala e të Lartësuarit:

قُلْ إِنَّمَا أَنَا بَشَرٌ مِّثْلُكُمْ يُوحَىٰ إِلَيَّ أَنَّمَا إِلَـٰهُكُمْ إِلَـٰهٌ وَاحِدٌ ۖ
فَمَن كَانَ يَرْجُو لِقَاءَ رَبِّهِ فَلْيَعْمَلْ عَمَلًا صَالِحًا وَلَا يُشْرِكْ بِعِبَادَةِ رَبِّهِ أَحَدًا (١١٠)

**"Thuaju:Vërtet, unë jam vetëm njeri, sikurse edhe ju, mua më shpallet se i Adhuruari i juaj është i Adhuruari i vetëm. E, kush shpreson takimin me Zotin e tij, le të bëjë vepra të mira dhe mos t'i shoqërojë në adhurimin e Zotit të tij askënd."**
(Kehf, 110)

---

**"Lloji i parë**: Ata të cilët e kanë ditur se ata(d.m.th. ahbarët dhe ruhbanët) e kanë ndryshuar fenë e Allahut të Lartësuar dhe ia besuan atyre këtë ndryshim si dhe pranuan lejimin e të ndaluarës dhe ndalimin e të lejuarës, për shkak të pasimit të kryetarëve të tyre, duke e ditur se me këtë(nënshtrim në lejimin e të ndaluarës dhe ndalimin e të lejuarës, pra ligjësim. sh.p.) kanë kundërshtuar fenë e Allahut.
Ky është kufr(i madh sh.p.) dhe kështu e ka emërtuar Allahu dhe i Dërguari i Tij.
**Lloji i dytë**:Ata të cilët besojnë se lejimi i të ndaluarës dhe ndalimi i të lejuarës(pra, ligjësimi. sh.p.) nuk lejohet ( askujt pos Allahut dhe të Dërguarit të Tij. sh.p.), mirëpo i kanë pasuar kryetarët e tyre dhe me këtë kanë mëkatuar ndaj Allahut të Lartësuar. Puna e këtyre është njësoj sikurse e atyre muslimanëve, të cilët bëjnë mëkate dhe e dinë se ato janë mëkate. Pra, dispozita e tyre është njëjtë me dispozitën e mëkatarëve tjerë në përgjithësi."
Kjo pjesë/fusnotë nuk është në origjinal.(sh.p)

**Lloji i tretë:**Ortakëria/shirku i fshehtë dhe argumenti për të është fjala e tij, paqja dhe lavdërimi i Allahut qoftë për të:

*“<u>Shirku në këtë umet është më i fshehtë</u> se lëvizja e buburrecit në gurin e zi, në errësirën e natës.”*

Kurse shpagimi i tij bëhet me fjalën e tij, paqja dhe lavdërimi i Allahut qoftë për të:

*“O Allah, unë kërkoj mbrojtje prej Teje që të bëjë ortak/shirk diçka duke e ditur, ndërsa kërkoj falje tek Ti për mëkatin të cilin nuk e di.”*

Mohimi/kufri është dy llojesh: Mohim/kufr i cili të nxjerrë prej fesë, ky është pesë lloje:

- **Lloji i parë:**Mohimi/kufri i përgënjeshtrimit, argumenti i tij është fjala e të Lartësuarit:

وَمَنْ أَظْلَمُ مِمَّنِ افْتَرَىٰ عَلَى اللَّـهِ كَذِبًا أَوْ كَذَّبَ بِالْحَقِّ لَمَّا جَاءَهُ ۚ
أَلَيْسَ فِي جَهَنَّمَ مَثْوًى لِّلْكَافِرِينَ(٦٨)

**“Kush është më i padrejtë se ai që <u>shpif për Allahun gënjeshtër apo përgënjeshtron të vërtetën pasi t’i ketë ardhur atij</u>?! A, nuk është Xhehenemi vendbanimi për jobesimtarët?!”**
(Ankebut, 68)

- **Lloji i dytë:**Mohimi/kufri i mendjemadhësisë dhe i refuzimit edhe nëse beson, ndërsa argument për këtë është fjala e Tij:

وَإِذْ قُلْنَا لِلْمَلَائِكَةِ اسْجُدُوا لِآدَمَ فَسَجَدُوا إِلَّا إِبْلِيسَ أَبَىٰ وَاسْتَكْبَرَ وَكَانَ مِنَ الْكَافِرِين(٣٤)

**“Kur Ne u thamë engjëjve:“Bëni sexhde Ademit,” ata i bënë sexhde me përjashtim të Iblisit, <u>i cili refuzoi, u tregua kryelartë</u> dhe u bë prej jobesimtarëve.”**
(Bekare, 34)

- **Lloji i tretë:**Mohimi/kufri i dyshimit, ky është mohimi/kufri i hamendjes-luhatjes, argument për të është fjala e Tij:

وَدَخَلَ جَنَّتَهُ وَهُوَ ظَالِمٌ لِّنَفْسِهِ قَالَ مَا أَظُنُّ أَن تَبِيدَ هَـٰذِهِ أَبَدًا(٣٥) وَمَا أَظُنُّ السَّاعَةَ قَائِمَةً
وَلَئِن رُّدِدتُّ إِلَىٰ رَبِّي لَأَجِدَنَّ خَيْرًا مِّنْهَا مُنقَلَبًا(٣٦) قَالَ لَهُ صَاحِبُهُ وَهُوَ يُحَاوِرُهُ
أَكَفَرْتَ بِالَّذِي خَلَقَكَ مِن تُرَابٍ ثُمَّ مِن نُّطْفَةٍ ثُمَّ سَوَّاكَ رَجُلًا (٣٧)

**“Dhe ai hyri në kopshtin e vet (e me besimtarin për dore), po duke qenë dëmtues i vetes (duke mos besuar dhe duke u krenuar) tha: “<u>Unë nuk mendoj se zhduket kjo kurrë! Dhe nuk besoj se do të ndodhë Kiameti, por nëse bëhet që të kthehem te Zoti im,</u> pa dyshim do të gjej ardhmëri edhe më të mirë se kjo.” Atij ai shoku i vet (besimtari) i tha - duke e polemizuar atë- “A e mohove Atë që të krijoi ty nga dheu, pastaj nga një pikë uji, pastaj të bëri njeri të plotë?”**
(Kehf, 35-37)

- **Lloji i katërtë:**Mohimi/kufri i largimit-distancimit-shmangies, ndërsa argument për të është fjala e Tij e Lartësuar:

مَا خَلَقْنَا السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضَ وَمَا بَيْنَهُمَا إِلَّا بِالْحَقِّ وَأَجَلٍ مُّسَمًّى ۚ
وَالَّذِينَ كَفَرُوا عَمَّا أُنذِرُوا مُعْرِضُونَ(٣)

**“Ne nuk i kemi krijuar qiejt dhe tokën dhe çfarë është mes tyre,**
**përveçse me të vërtetën dhe për një afat të caktuar.**
**E megjithatë, jobesimtarët nga ajo që u tërhiqet vërejtja**
**largohen/distancohen.”**
(Enbija, 3)

- **Lloji i pestë:**Mohimi/kufri i hipokrizisë/nifakut, argumenton për të fjala e Tij:

ذَٰلِكَ بِأَنَّهُمْ آمَنُوا ثُمَّ كَفَرُوا فَطُبِعَ عَلَىٰ قُلُوبِهِمْ فَهُمْ لَا يَفْقَهُونَ(٣)

**“Kjo, sepse ata fillimisht besuan, pastaj mohuan,**
**kështu që zemrat e tyre u mbyllen dhe ata nuk kuptojnë më.”**
(Munafikun, 3)

Mohimi/kufri i vogël nuk të nxjerrë prej fesë, ky është mohimi/përbuzja e begative, argument për këtë është fjale e Tij e Lartësuar:

وَضَرَبَ اللَّـهُ مَثَلًا قَرْيَةً كَانَتْ آمِنَةً مُّطْمَئِنَّةً يَأْتِيهَا رِزْقُهَا رَغَدًا مِّن كُلِّ مَكَانٍ
فَكَفَرَتْ بِأَنْعُمِ اللَّـهِ فَأَذَاقَهَا اللَّـهُ لِبَاسَ الْجُوعِ وَالْخَوْفِ بِمَا كَانُوا يَصْنَعُونَ(١١٢)

**“All-llahu sjell si shembull një fshat (vendbanim) që ishte i sigurt dhe i qetë,**
**të cilit i vinte furnizimi nga të gjitha anët me bollëk,**
**kurse ata (banorët) i përbuzën të mirat e All-llahut.**
**Atëherë All-llahu, për shkak të sjelljes së tyre,ua veshi petkun e urisë dhe të frikës.”**
(Nahl, 112)

dhe fjale e Tij:

وَآتَاكُم مِّن كُلِّ مَا سَأَلْتُمُوهُ ۚ وَإِن تَعُدُّوا نِعْمَتَ اللَّـهِ لَا تُحْصُوهَا ۗ إِنَّ الْإِنسَانَ لَظَلُومٌ كَفَّارٌ(٣٤)

**“Dhe Ai ju dha çdo gjë që e kërkuat dhe, edhe në qoftë se përpiqeni t'i numëroni**
**të mirat e All-llahut, nuk do të mund të arrini t'i përkufizoni (në numër).**
**Vërtet, njeriu është i padrejtë dhe shumë mohues/përbuzës.”**
(Ibrahim, 34)

Sa i përket hipokrizisë/nifakut, ajo është dy lloje:

- Hipokrizi e besimit dhe
- Hipokrizi e veprës

**Lloji i parë:**Hipokrizia/nifaku e besimit dhe kjo është gjashtë lloje:

- Përgënjeshtrimi i të Dërguarit, apo
- Përgënjeshtrimi i diçkaje me të cilën ka ardhur i Dërguari, apo
- Urrejtja e të Dërguarit, apo
- Urrejtje e diçkaje me të cilën ka ardhur i Dërguari, apo
- Kënaqësia me mposhtjen e fesë së të Dërguarit apo
- Urrejtja e triumfit të fesë së të Dërguarit.

**Lloji i dytë:**Ndërsa hipokrizia veprore është pesë lloje:

- Kur flet gënjen,
- Kur të armiqëson e tepron,
- Kur të bënë kontratë dredhon,
- Kur t'i besohet diçka tradhton,
- Kur të premton se realizon.

Allahu i Lartësuar e di më së miri."[16]

[16] "Eddureru Senijjeh"(3/66).

## **Çështja e pestë**:
## Referenca e njësimit/teuhid-it dhe burimi i tij

Njësimi/teuhidi është feja e vërtetë dhe besimi i drejtë i përfituar prej Librit të Allahut dhe Sunetit të Profetit të Tij, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë për të, dhe ai është feja e vetme e zbritur prej qiellit, ndërsa të gjitha besimet që gjendet tek njerëzit të cilat e ndryshojnë njësimin/teuhidin dhe e anulojnë atë, janë tokësore të cilat i zgjedhën njerëzit dhe i shpikën ato, njësimi/teuhidi është besimi i vetëm i cili ka zbritur prej qielli me shpallje nga Allahu dhe është e vetmja fe me të cilën është i kënaqur Ai për robërit e Tij, ka thënë Allahu i Lartësuar:

الْيَوْمَ أَكْمَلْتُ لَكُمْ دِينَكُمْ وَأَتْمَمْتُ عَلَيْكُمْ نِعْمَتِي وَرَضِيتُ لَكُمُ الْإِسْلَامَ دِينًا ۚ
فَمَنِ اضْطُرَّ فِي مَخْمَصَةٍ غَيْرَ مُتَجَانِفٍ لِّإِثْمٍ ۙ فَإِنَّ اللَّـهَ غَفُورٌ رَّحِيمٌ (٣)

**"Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time**
**<u>dhe jam i kënaqur për ju Islamin fe</u>."**
(Maide, 3)

dhe ka thënë:

وَمَن يَبْتَغِ غَيْرَ الْإِسْلَامِ دِينًا فَلَن يُقْبَلَ مِنْهُ وَهُوَ فِي الْآخِرَةِ مِنَ الْخَاسِرِينَ (٨٥)

**"<u>E kush kërkon fe tjetër përveç fesë islame</u>, atij kurrsesi nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të dëshpëruarit."**
(Ali Imran, 85)

si dhe ka thënë:

وَمَن يَرْغَبُ عَن مِّلَّةِ إِبْرَاهِيمَ إِلَّا مَن سَفِهَ نَفْسَهُ ۚ وَلَقَدِ اصْطَفَيْنَاهُ فِي الدُّنْيَا ۖ
وَإِنَّهُ فِي الْآخِرَةِ لَمِنَ الصَّالِحِينَ (١٣٠)

**"<u>E kush largohet prej fesë së Ibrahimit</u> përveç atij që e poshtëron vetveten.**
**Ne atë e bëmë të zgjedhur në këtë botë,**
**kurse në botën tjetër ai është njëri prej të lartëve.**
(Bekare, 130)

gjithashtu ka thënë:

إِنَّ الدِّينَ عِندَ اللَّـهِ الْإِسْلَامُ ۗ وَمَا اخْتَلَفَ الَّذِينَ أُوتُوا الْكِتَابَ إِلَّا مِن بَعْدِ مَا جَاءَهُمُ الْعِلْمُ بَغْيًا بَيْنَهُمْ ۗ
وَمَن يَكْفُرْ بِآيَاتِ اللَّـهِ فَإِنَّ اللَّـهَ سَرِيعُ الْحِسَابِ (١٩)

**"<u>Feja e pranueshme tek All-llahu është Islami</u>, e atyre që u është dhënë libri,**
**pasi mësuan për të vërtetën, vetëm nga zilia mes vete kundërshtuan.**
**E kush mohon argumentet e All-llahut,**
**le ta dijë se All-llahu shpejtë do t'i japë llogarinë."**
(Ali Imran, 19)

Teuhidi është shpallje prej Allahut të Madhëruar i zbritur për robërit e Tij dhe është feja e Allahut për hir të cilës i ka krijuar krijesat dhe i jetësoi ata për ta realizuar atë, prandaj veçse kemi përmendur fjalën e Tij:

وَلَقَدْ بَعَثْنَا فِي كُلِّ أُمَّةٍ رَّسُولًا أَنِ اعْبُدُوا اللَّـهَ وَاجْتَنِبُوا الطَّاغُوتَ (٣٦)

**“Çdo populli Ne i kemi dërguar të dërguar(që u thoshte):**
**“Adhurojeni vetëm Allahun dhe shmanguni idhujve.”**
(Nahl, 36)

أَتَىٰ أَمْرُ اللَّـهِ فَلَا تَسْتَعْجِلُوهُ ۚ سُبْحَانَهُ وَتَعَالَىٰ عَمَّا يُشْرِكُونَ (١)
يُنَزِّلُ الْمَلَائِكَةَ بِالرُّوحِ مِنْ أَمْرِهِ عَلَىٰ مَن يَشَاءُ مِنْ عِبَادِهِ أَنْ أَنذِرُوا أَنَّهُ لَا إِلَـٰهَ إِلَّا أَنَا فَاتَّقُونِ (٢)

“**Erdhi (është afruar) urdhëri i All-llahut (kijameti), pra mos kërkoni ngutjen e tij!**
**E lartë është madhëria e Tij në krahasim me atë që ata i shoqërojnë (shokë).**
**Me urdhrin e Tij ia zbret engjëjt me shpirt/shpallje atij që Ai dëshiron nga robërit e vet t'ua tërhiqni vërejtjen se nuk ka të adhuruar tjetër pos Meje,**
**pra të më keni frikën.”**
(Nahl, 1-2)

Kurse pos njësimit/teuhid-it prej besimeve, ato janë besime tokësore të cilat i kanë shpikur njerëzit dhe i kanë zgjedhur ato, kësisoj prej rrugës së Profetëve në asgjësimin e besimeve të cilat gjendeshin ndër njerëz, (prej besimeve) të idhujtarisë/shirkut, mohimit/kufrit dhe hipokrizisë/nifakut e lloje të tjerë të lajthitjeve,
ishte sqarimi se ato nuk janë të zbritur me shpallje,
kemi përmendur edhe më parë fjalën e Jusufit drejtuar shokut të tij të burgut:

يَا صَاحِبَيِ السِّجْنِ أَأَرْبَابٌ مُّتَفَرِّقُونَ خَيْرٌ أَمِ اللَّـهُ الْوَاحِدُ الْقَهَّارُ (٣٩)

**“O shokët e mi të burgut! A janë më mirë një mori zotash të ndryshëm**
**apo Allahu, i Vetmi, Ngjadhnjimtari?”**
(Jusuf, 39)

Ka thënë Allahu i Lartësuar në kaptinën Nexhm:

أَفَرَأَيْتُمُ اللَّاتَ وَالْعُزَّىٰ (١٩) وَمَنَاةَ الثَّالِثَةَ الْأُخْرَىٰ (٢٠) أَلَكُمُ الذَّكَرُ وَلَهُ الْأُنثَىٰ (٢١)
تِلْكَ إِذًا قِسْمَةٌ ضِيزَىٰ (٢٢) إِنْ هِيَ إِلَّا أَسْمَاءٌ سَمَّيْتُمُوهَا أَنتُمْ وَآبَاؤُكُم مَّا أَنزَلَ اللَّـهُ بِهَا مِن سُلْطَانٍ ۚ
إِن يَتَّبِعُونَ إِلَّا الظَّنَّ وَمَا تَهْوَى الْأَنفُسُ ۖ وَلَقَدْ جَاءَهُم مِّن رَّبِّهِمُ الْهُدَىٰ (٢٣)

**“E ju, a i shihni Latin dhe Uzanë? Dhe atë të tretin e të fundin, Menatin!**
**A mendoni se meshkujt janë tuajt , e të Atij femrat?**
**Atëherë ajo është një ndarje e padrejtë!**
**<u>Ata (që i adhuroni ju) nuk janë tjetër, vetëm se emra që ju</u>**
**<u>dhe prindërit tuaj i emërtuat; All-llahu nuk zbriti për ta ndonjë fakt.</u>**

<u>**Po ata (idhujtarët), nuk ndjekin tjetër vetëm se paragjykime dhe çka duan vetë,**</u>
**megjithëse prej Zotit të tyre u pat ardhur udhëzimi.**
(Nexhm, 19-23)

U ka thënë Hudi, paqja qoftë për të, popullit të tij:

أَتُجَادِلُونَنِي فِي أَسْمَاءٍ سَمَّيْتُمُوهَا أَنْتُمْ وَآبَاؤُكُمْ مَا نَزَّلَ اللَّهُ بِهَا مِنْ سُلْطَانٍ
فَانتَظِرُوا إِنِّي مَعَكُمْ مِنْ الْمُنتَظِرِينَ

"<u>**A po më polemizoni me mua për emrat të cilët ju i emërtuat ju dhe prindërit tuaj**</u>
<u>**për të cilët Allahu nuk ka zbritur ndonjë dëshmi?!**</u>
**Prisni ngase edhe unë po pres bashkë me ju!"**
(Araf, 71)

Burimi i teuhid-it dhe referenca e tij është Libri i Allahut të Madhëruar dhe Suneti i të Dërguarit, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë për të, i marrë nga ky burim i pastër dhe prej këtij kroi të kulluar, kurse sa i përket besimeve që qarkullojnë mes njerëzve burimi i tyre janë:ose çka ua diktojnë mendjet e tyre të prishura dhe pikëpamjet e tyre të gabuara, ose janë shpallje prej djajve të tyre mashtrues.

"Shpallja është dy lloje:Shpallje prej të Gjithëmëshirshmit dhe shpallje prej Shejtanit, ka thënë i Lartësuari:

وَلَا تَأْكُلُوا مِمَّا لَمْ يُذْكَرِ اسْمُ اللَّـهِ عَلَيْهِ وَإِنَّهُ لَفِسْقٌ ۗ
وَإِنَّ الشَّيَاطِينَ لَيُوحُونَ إِلَىٰ أَوْلِيَائِهِمْ لِيُجَادِلُوكُمْ ۖ وَإِنْ أَطَعْتُمُوهُمْ إِنَّكُمْ لَمُشْرِكُونَ(١٢١)

**"Dhe mos hani nga ajo që (para therjes së saj) nuk është përmendur**
**emri i All-llahut, vërtet ajo (ngrënia) është mëkat.**
<u>**Djajtë u shpallin miqve të tyre që t'ju polemizojnë juve**</u>**,**
**e nëse i dëgjoni ata, atëherë jeni si ata (idhujtarë)."**
(Enam, 121)

dhe ka thënë:

وَكَذَٰلِكَ جَعَلْنَا لِكُلِّ نَبِيٍّ عَدُوًّا شَيَاطِينَ الْإِنسِ وَالْجِنِّ يُوحِي بَعْضُهُمْ إِلَىٰ بَعْضٍ
زُخْرُفَ الْقَوْلِ غُرُورًا ۚ وَلَوْ شَاءَ رَبُّكَ مَا فَعَلُوهُ ۖ فَذَرْهُمْ وَمَا يَفْتَرُونَ(١١٢)

**"Dhe kështu (sikurse edhe ty) çdo pejgamberi i bëmë armiq disa nga njerëzit dhe nga xhinët e djallëzuar, që me fjalë të shkëlqyeshme në mënyrë të fshehtë nxit njëri-tjetrin në mashtrime. E sikur të donte Zoti yt, ata nuk do bënin atë (armiqësi), po ti lëri ata me ato trillime."**
(Enam, 112)

Po ashtu ka thënë i Lartësuari:

هَلْ أُنَبِّئُكُمْ عَلَىٰ مَن تَنَزَّلُ الشَّيَاطِينُ(٢٢١)
تَنَزَّلُ عَلَىٰ كُلِّ أَفَّاكٍ أَثِيمٍ(٢٢٢) يُلْقُونَ السَّمْعَ وَأَكْثَرُهُمْ كَاذِبُونَ(٢٢٣)

**“A t'ju tregoj unë se kujt i vijnë djajtë? Ata i vijnë çdo gënjeshtari e mëkatari. (U vijnë) Dhe hedhin dëgjimin, shumica e tyre gënjejnë.”**
(Shuara, 221-223)

Dhe ka qenë zgjedhur Ibn Ebi Ubejd prej këtij soji, madje i është thënë Ibn Umerit dhe Ibn Abasit, i është thënë njërit prej tyre:“Ai thotë se atij i shpallet.”
I është përgjigjur:

**“Djajtë u shpallin miqve të tyre që t'ju polemizojnë juve”**
(Enam, 121)

dhe i është thënë tjetrit:“Ai thotë se atij i shpallet.” Ka thënë:

“**A t'ju tregoj unë se kujt i vijnë djajtë? Ata i vijnë çdo gënjeshtari e mëkatari.**
(Shuara, 221-222)”[17]

Shejtani i inspiron ndonjërin prej të lajthiturve me bindje, mendime, cytje të cilat i besojnë pastaj i thërrasin njerëzit tek ato me këtë frymëzim i cili ka ardhur prej Shejtanit, apo me gjëra të cilat i arrin njeriu me ndjesinë e përjetimin e tij të prishur dhe në këtë mënyrë përhapë vepra, adhurime dhe rituale dhe thotë duke dashur argumentimin e tyre:“E kemi provuar apo e ka provuar hoxha i jonë.”
Feja nuk merret me përvoja, apo vepra të nxjerrë nga ëndrrat, thotë:
‘Kam parë në ëndërr këtë e këtë’ dhe në të e bazon fenë dhe besimin e tij, e kështu me radhë prej burimeve nga të cilat i bazojnë shumë njerëz besimet e tyre për të cilat Allahu i Madhëruar nuk ka shpallur për argument.

Kësisoj, besimi i bekuar, besimi i njësimit/teuhid-it që është feja e Allahut të Lartësuar pos së cilës Allahu nuk pranon tjetër, besimi i përfituar nga burimi i pastër, kush mbushë që në fillim të burimit dhe kroit të freskët do ta gjejë që pjesa tjetër e rrjedhës larg burimit është e ndryshuar dhe e ndotur, megjithatë nuk mund të dallohet ndotësia e këtyre burimeve vetëm pasi të njihet burimi i pastër dhe i kulluar, ky është shpallja e Allahut të Lartësuar, prandaj shumica e idhujtarëve pas udhëzimit të tyre dhe hyrjes në njësim/teuhid u bëhet e qartë sa ata ishin njerëz që nuk logjikonin kur ishin në kohë të devijimit dhe idhujtarisë së tyre që e mendonin se kjo është mendja e vërtetë dhe fe të drejtë.

[17] “Mexhmu’ul Fetava”(13/75) të Shejhul-Islam Ibn Tejmijes.

Prandaj, ndonjëherë disa sahab uleshin dhe përmendnin tregime të çuditshme kur ishin në idhujtari/shirk dhe e falënderonin Allahun i Cili i udhëzoi për në Islam dhe teuhid. Përcillet nga Ebi Uthman Nehdi i cili ka qenë në injorancë pastaj është bërë musliman në e kohën e Profetit, paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë për të, megjithëse nuk e ka parë atë, thotë:"Ne injorancë adhuronim gurë, e dëgjonim dikë që thërriste:"O njerëz, zoti juaj ka humbur, kërkoni për zotin, nënkuptonin gurin të cilin e adhuronin i cili kishte humbur," pastaj tregon:"Dilnim në çdo kodër e luginë përderisa ishim në këtë mënyrë duke kërkuar dëgjonim dikë që thërriste: E kemi gjetur zotin tonë apo dikë që i ngjanë atij. Kur shkonim tek guri sakrifikonim për të."[18]

Gjenin një guri tjetër të njëjtë me të apo të ngjashëm e sillnin atë dhe ktheheshin drejt tij dhe e adhuronin atë, kërkonin prej tij, i kushtonin atij adhurime duke e lutur, duke shpresuar prej tij, duke sakrifikuar për të, ku është mendja e këtyre?!

Megjithëse në kohen kur e bënin këtë i cilësonin profetët e Allahut dhe të dërguarit e Tij me çmenduri, kurse vetën e tyre e llogaritnin për të mençur, mirëpo kur Allahu i Madhërishëm i ndriçon shikimet me njësim/teuhid dhe besim, e kur t'i udhëzon Allahu i Lartësuar zemrat për këtë Islam i bëhet e qartë njeriut mendjelehtësia e asaj në çka janë idhujtarët dhe se këto burime në të cilat mbështeten ata janë të ndotura dhe të përziera me çdo kotësi dhe lajthitje, atëherë të qartësohet se çdo idhujtar është me mendje të sëmurë.

[18] Transmeton Ibn Ebi Shejbeh në "Musanef"(33914), Ibn Sadi në "Tabakatul-Kubra"(7/97) dhe Ebu Nuajmi në "Marifetu sahabeh"(4707) me zingjirë të mirë.

## **Çështja e gjashtë**:
## Frytet e njësimit/teuhid-it dhe mirësitë e tij

Njësimi/teuhidi ka fryte që nuk mund të numërohen dhe dobi të shumta që nuk mund të kufizohen, vështroje këtë në fjalën e Allahut të Lartësuar:

أَلَمْ تَرَ كَيْفَ ضَرَبَ اللَّـهُ مَثَلًا كَلِمَةً طَيِّبَةً كَشَجَرَةٍ طَيِّبَةٍ أَصْلُهَا ثَابِتٌ وَفَرْعُهَا فِي السَّمَاءِ (٢٤)
تُؤْتِي أُكُلَهَا كُلَّ حِينٍ بِإِذْنِ رَبِّهَا ۗ وَيَضْرِبُ اللَّـهُ الْأَمْثَالَ لِلنَّاسِ لَعَلَّهُمْ يَتَذَكَّرُونَ (٢٥)

**“A nuk e ke parë se si Allahu e mori shembullin e fjalës së mirë si një pemë të mirë,**
**e cila rrënjët i ka të thella, ndërsa degët e saj ngritën lartë në qiell?**
**E që me vullnetin e Zotit, ajo e jep frytin e saj çdo herë.**
**All-llahu pra u parashtron njerëzve shembuj ashtu që ata të mendojnë.”**
(Ibrahim, 24-25)

do të thotë:Frytet dhe dobitë e saj.
Pra, rezultatet që sjellë njësimi/teuhidi për njeriun dhe dobitë që vilen prej tij në këtë botë dhe në botën tjetër, nuk kanë kufi dhe nuk kufizohen, madje themi në mënyrë të përgjithshme:Çdo dobi të cilën e arrin njeriu në këtë botë dhe në botën tjetër dhe çdo dëm të cilit i shpëton njeriu në këtë botë dhe në botën tjetër është frytë prej fryteve të njësimit/teuhidi dhe rezultat prej rezultateve të tij dhe nëse futemi në diçka prej fryteve dhe dobive të njësimit/teuhid-it, vijmë në përfundim se prej mirësive më të mëdha të njësimit/ teuhid-it dhe rezultateve të tij është saktësia e veprave.
Çfarë do vepra që të jetë dhe sa do e madhe të jetë nuk është e vlefshme dhe nuk pranohet përveçse me njësimi/teuhid, ai për veprat është sikurse themeli për ndërtesën dhe si rrënjët për pemën, prandaj ka thënë Allahu i Madhërishëm:

وَمَنْ أَرَادَ الْآخِرَةَ وَسَعَىٰ لَهَا سَعْيَهَا وَهُوَ مُؤْمِنٌ فَأُولَـٰئِكَ كَانَ سَعْيُهُم مَّشْكُورًا (١٩)

**“E kush e ka për qëllim botën tjetër, duke qenë ai besimtar,**
**përpiqet për të ashtu si i takon asaj, mundi i tyre do t’u shpërblehet(te Zoti).”**
(Isra, 19)

dhe ka thënë i Madhëruari:

مَنْ عَمِلَ صَالِحًا مِّن ذَكَرٍ أَوْ أُنثَىٰ وَهُوَ مُؤْمِنٌ فَلَنُحْيِيَنَّهُ حَيَاةً طَيِّبَةً ۖ
وَلَنَجْزِيَنَّهُمْ أَجْرَهُم بِأَحْسَنِ مَا كَانُوا يَعْمَلُونَ (٩٧)

**“Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar,**
**Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do t'u japim**
**shpërblimin më të mirë për veprat e tyre.”**
(Nahl, 97)

Kësisoj del në pah se njësimi/teuhidi është që i saktëson veprat dhe i pastron ato, nëse te njeriu gjenden vepra të shumta, të panumërta nuk pranohen nga ai përveçse nëse janë të ngritura mbi njësimin/teuhidin, ka thënë Allahu i Lartësuar:

وَمَا مَنَعَهُمْ أَن تُقْبَلَ مِنْهُمْ نَفَقَاتُهُمْ إِلَّا أَنَّهُمْ كَفَرُوا بِاللَّـهِ وَبِرَسُولِهِ
وَلَا يَأْتُونَ الصَّلَاةَ إِلَّا وَهُمْ كُسَالَىٰ وَلَا يُنفِقُونَ إِلَّا وَهُمْ كَارِهُونَ (٥٤)

**“Mospranimin e dhënieve të tyre nuk e pengoi tjetër gjë vetëm pse ata mohuan All-llahun dhe të dërguarin e Tij, dhe namazin e falin vetëm me përtaci, e lëmoshën nuk e japin ndryshe pos me urrejtje.”**

(Teube, 54)

pa ashtu ka thënë:

وَمَن يَكْفُرْ بِالْإِيمَانِ فَقَدْ حَبِطَ عَمَلُهُ وَهُوَ فِي الْآخِرَةِ مِنَ الْخَاسِرِينَ (٥)

**“Ai që e mohon besimin, veçse është shkatërruar vepra e tij, kurse në botën tjetër do të jetë prej të humburve.”**

(Maide, 5)

وَلَقَدْ أُوحِيَ إِلَيْكَ وَإِلَى الَّذِينَ مِن قَبْلِكَ لَئِنْ أَشْرَكْتَ لَيَحْبَطَنَّ عَمَلُكَ وَلَتَكُونَنَّ مِنَ الْخَاسِرِينَ (٦٥)

**“Pasha Allahun, të është shpallur ty dhe atyre që ishin para teje: Nëse do të bëje shirk do të shkatërrohej vepra jote dhe ti do të ishe prej të humburve!”**

(Zumer, 65)

Njësimi/teuhidi i saktëson veprat dhe nuk saktësohen ndryshe përveçse me të. Njësimi/teuhidi është shkaku i shpëtimit dhe ngritjes në këtë botë dhe në botën tjetër:

أُولَـٰئِكَ عَلَىٰ هُدًى مِّن رَّبِّهِمْ ۖ وَأُولَـٰئِكَ هُمُ الْمُفْلِحُونَ (٥)

**“Dhe pikërisht ata janë të udhëzuarit nga Zoti i tyre dhe pikërisht ata janë të shpëtuarit.”**

(Bekare, 5)

Njësuesit/muvahidët janë të udhëzuarit dhe të shpëtuarit, shpëtimi/feleh është fjala më përshkruese për arritjen e mirësive, i shpëtuari është ai që ka vjelë mirësitë e kësaj bote dhe botës tjetër, e nuk mund të vjelën mirësitë dhe të mblidhen ato përveçse me njësimin/teuhidin e Allahut dhe veçimin e fesë vetëm për Atë, të Lartësuarin.

Prej mirësive të njësimit/teuhid-it është se ai është shkak i fitores së nderimit të Allahut dhe Xhenetit të Tij dhe shkak i shpëtimit prej dënimit të Allahut dhe hidhërimit të Tij, kush e takon Allahut njësues do të hyjnë në Xhenet, kurse kush e takon Allahut - Allahu na ruajt- si idhujtar do të futet në zjarr dhe do të përjetësohet aty jetë e për jetë:

إِنَّ اللَّـهَ لَا يَغْفِرُ أَن يُشْرَكَ بِهِ وَيَغْفِرُ مَا دُونَ ذَٰلِكَ لِمَن يَشَاءُ ۚ
وَمَن يُشْرِكْ بِاللَّـهِ فَقَدِ افْتَرَىٰ إِثْمًا عَظِيمًا(٤٨)

**“Sigurisht Allahu nuk falë t’i bëhet ortak/shirk Atij, e nën këtë falë atë që dëshiron, kurse ai që i shoqëron Allahut, ka shpifur një mëkat të rënd.”**
(Nisa, 48)

Nga kjo bëhet e dukshme se prej ndikimit dhe mirësive të njësimit/teuhid-it është fitorja e Xhenetit dhe shpëtimi prej zjarrit.
Nëse është prej realizuesve të njësimit/teuhid-it me realizim të obliguar të tij apo të preferuar do t’i shpëton hyrjes në zjarr, mirëpo nëse është njësues dhe ka kryer mëkate dhe gabime nën shirk(të madh. sh.p.) do t’i shpëtoj nga përjetësia në zjarr, ngase nuk përjetësohet në zjarr përveç idhujtarit, siç ka ardhur në hadith:

*“Urdhërohen engjëjt për të nxjerrë nga zjarri ata të cilët nuk i bënin ortak/shirk Allahut asgjë(prej shirkut të madh. sh.p.) nga ata të cilët dëshiron Allahu t’i mëshiroj, prej atyre që thoshin:“S’ka të adhuruar me meritë pos Allahut.””*[19]

Prej mirësive të njësimit është se ai është shkaku më i madh i zgjerimit të gjoksit, varësisht nga përsosmëria, fuqia dhe plotësia e tij bëhet zgjerimi i gjoksit të poseduesit të tij.

Thotë Allahu i Lartësuar:

أَفَمَن شَرَحَ اللَّـهُ صَدْرَهُ لِلْإِسْلَامِ فَهُوَ عَلَىٰ نُورٍ مِّن رَّبِّهِ ۚ
فَوَيْلٌ لِّلْقَاسِيَةِ قُلُوبُهُم مِّن ذِكْرِ اللَّـهِ ۚ أُولَـٰئِكَ فِي ضَلَالٍ مُّبِينٍ(٢٢)

**“Atij që All-llahu ia ka zgjeruar kraharorin për besimin Islam, ai është në një dritë të sigurt prej Zotit të vet. Të mjerë janë ata që nga zemërfortësia e tyre nuk përmendin All-llahun, të tillët janë në humbje të qartë.”**
(Zumer, 22)

dhe ka thënë:

فَمَن يُرِدِ اللَّـهُ أَن يَهْدِيَهُ يَشْرَحْ صَدْرَهُ لِلْإِسْلَامِ ۖ وَمَن يُرِدْ أَن يُضِلَّهُ يَجْعَلْ صَدْرَهُ ضَيِّقًا
حَرَجًا كَأَنَّمَا يَصَّعَّدُ فِي السَّمَاءِ ۚ كَذَٰلِكَ يَجْعَلُ اللَّـهُ الرِّجْسَ عَلَى الَّذِينَ لَا يُؤْمِنُونَ(١٢٥)

**“Atë që All-llahu dëshiron ta udhëzojë, ia zgjeron zemrën për (të pranuar) Islamin. Atë që dëshiron ta humbë, gjoksin e tij ia bën shumë të ngushtë sikur të ngjitej në qiell. Kështu All-llahu lëshon dënimin mbi ata që nuk besojnë.**
(Enam, 125)

Udhëzimi dhe njësimi është shkaku më i madh i zgjerimit të gjoksit, kurse ortakëria/shirku dhe humbja janë nga gjërat më të mëdha të ngushtimit të tij.

---

[19] Transmeton Buhariu(7437), Muslimi(182) prej Ebu Hurjeres, Allahu qoftë i kënaqur me të.

Prej mirësitë e njësimit/teuhid-it është se Allahu e ka marrë përsipër që njësuesit t'i ngritë, t'i triumfojë në këtë botë dhe t'i bëjë mbizotërues mbi tokë dhe t'ua përmirësoj gjendjen e tyre, thotë i Lartësuari:

وَعَدَ اللَّـهُ الَّذِينَ آمَنُوا مِنكُمْ وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ لَيَسْتَخْلِفَنَّهُمْ فِي الْأَرْضِ
كَمَا اسْتَخْلَفَ الَّذِينَ مِن قَبْلِهِمْ وَلَيُمَكِّنَنَّ لَهُمْ دِينَهُمُ الَّذِي ارْتَضَىٰ لَهُمْ وَلَيُبَدِّلَنَّهُم مِّن بَعْدِ خَوْفِهِمْ
أَمْنًا ۚ يَعْبُدُونَنِي لَا يُشْرِكُونَ بِي شَيْئًا ۚ وَمَن كَفَرَ بَعْدَ ذَٰلِكَ فَأُولَـٰئِكَ هُمُ الْفَاسِقُونَ(٥٥)

**"Atyre nga mesi juaj të cilët besuan dhe bënë vepra të mira,**
**All-llahu u premtoi se do t'i bëjë zotërues në atë tokë ashtu si i pat bërë**
**zotërues ata që ishin para tyre dhe fenë të cilën Ai e pëlqeu për ta, do ta forcojë,**
**e në vend të frikës Ai do t'ju dhurojë siguri.**
**Ata më adhurojnë Mua e nuk më shoqërojnë asgjë.**
**E kush edhe pas kësaj mohon, të tillët janë ata më të prishurit."**
(Nur, 55)

Prej mirësive të njësimit/teuhid-it është gjithashtu:
Ai ia hapë robit dyert e begative, gëzimeve, kënaqësive e prehjeve, thotë i Lartësuari:

الَّذِينَ آمَنُوا وَتَطْمَئِنُّ قُلُوبُهُم بِذِكْرِ اللَّـهِ ۗ أَلَا بِذِكْرِ اللَّـهِ تَطْمَئِنُّ الْقُلُوبُ(٢٨)

**"Ata që besuan dhe me të përmendur All-llahun zemrat e tyre qetësohen;**
**pra ta dini se me të përmendur All-llahun zemrat stabilizohen.**
(Rrad, 28)

dhe ka thënë:

قَالَ اهْبِطَا مِنْهَا جَمِيعًا ۖ بَعْضُكُمْ لِبَعْضٍ عَدُوٌّ ۖ فَإِمَّا يَأْتِيَنَّكُم مِّنِّي هُدًى فَمَنِ اتَّبَعَ هُدَايَ فَلَا يَضِلُّ
وَلَا يَشْقَىٰ(١٢٣) وَمَنْ أَعْرَضَ عَن ذِكْرِي فَإِنَّ لَهُ مَعِيشَةً ضَنكًا وَنَحْشُرُهُ يَوْمَ الْقِيَامَةِ أَعْمَىٰ(١٢٤)

**"Ai (All-llahu) u tha: "Zbritni prej aty që të gjithë, do të jeni armiq të njëri-tjetrit.**
**Nëse u vjen nga Unë udhëzim (libër e pejgamber) kush i përmbahet udhëzimit Tim,**
**ai nuk ka për të humbur (në Dunja) e as nuk ka për të dështuar (në jetën tjetër).**
**E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë**
**dhe në ditën e Kiametit do ta ringjall të verbër".**
(Ta Ha, 123-124)

Këto ishin disa tregues të thjeshtë të teuhid-it rreth kësaj teme të rëndësishme,
i lutem Allahut të Madhëruar që të në bëjë dobi të gjithëve me atë që na ka mësuar dhe ta bëjë këtë argument për neve e asnjëherë kundër neve dhe të në përudhë në rrugën e drejtë.
Allahu e di më së miri, paqja dhe shpëtimi i Tij qoftë për robin dhe të dërguarin e Tij, profetin tonë Muhamedin, familjen e tij dhe të gjithë shokët e tij.